Gusht 2021
Numri: 161
E përmuajshme

# ETIKA

Revistë edukative-kulturore - www.progresibotime.com

Shqipëri: 200 Lekë
Kosovë: 1.5 Euro
Maqedoni: 90 Den
Evropë: 7 Euro

## SI HAPEN DYERT E QIELLIT?



# Editorial

بسم الله الرحمن الرحيم

Burimi i freskisë dhe begatisë janë qiejt. Atje është një shesh feste ku vendosen tryezat shpirtërore për ata që shohin, dinë dhe shijojnë. Siç shprehet Mevlana, në këto tryeza hanë dhe pinë shpirtrat pa trupa. Ata që duan të qëndrojnë të freskët dhe të arrijnë përsosjen e gjallërisë, rinisë dhe burrërisë takohen në tryezat e qiellit. Kontakti me qiejt është ilaçi i vetëm për zemrën që të mos thahet. Qiejt janë të rëndësishëm sepse **«aty është furnizimi juaj dhe gjithçka që ju është premtuar»**. (Dharijat, 22.) Ai përfshin premtimet, myzhdetë dhe kërcënimet. Ndërsa rrizku është edhe material edhe shpirtëror.

Qielli është vendi i së mirës dhe së keqes. Prej andej ka ardhur shpallja, prej atje ka zbritur dënimi; e në këtë aspekt është një shkak meditimi. Zoti ynë e ka bërë qiellin e dynjasë një kupolë të fortë mbi ne. Allahu është betuar mbi të dhe ai qëndron në këmbë vetëm në sajë të drejtësisë së Tij. Qielli është ndërtuar me harmoni dhe ekuilibër. Atje janë vetëtimat dhe bubullimat që lavdërojnë Zotit të tyre. Qielli është i mbushur me yjësi dhe yje që madhërojnë Allahun. Yjet janë siguria e tij; kur të zhduken ata, do të zhduket edhe ai. Ai është i mbushur plot e përplot me banorë që komunikojnë me njëri-tjetrin. Aq, sa nuk ka as katër gishta vend bosh. Melekët kanë vendosur ballin në sexhde dhe kanë mbuluar çdo vend. Aty përkujtojnë Zotin e tyre dhe kërkojnë falje për besimtarët, duke thënë**: "O Zoti ynë, Ti përfshin çdo gjë me mëshirën dhe dijeninë Tënde, prandaj fali ata që janë penduar e që ndjekin rrugën Tënde dhe ruaji ata prej dënimit të Zjarrit flakërues!"** (Gafir, 7.)

Qiejt dhe meditimi zënë një vend të veçantë në jetën e të Dërguarit të Allahut (a.s.), si burim i begatisë dhe i freskisë. Si një mënyrë jetese, sunneti përmban mësimet më shembullore të kontaktit me qiejt. Ai njeri me shpirt të bukur shpesh sodiste qiellin dhe meditonte thellë krijimin e kësaj strukture madhështore, qëllimin dhe kuptimin e tij. Kur qielli errësohej ose mbulohej me re, ai i kthente sytë lart i shqetësuar dhe strehohej tek Allahu me frikën e një ndëshkimi që mund të vinte prej andej. Kur binte bubullima, ai lutej: *«O Allah, mos na vrit me zemërimin Tënd, mos na shkatërro me ndëshkimin Tënd. Para kësaj na jep shëndet e mirësi»*

Zoti ynë na fton në tokën e paqes së përjetshme. Merita për të arritur atje varet nga ushqimi që marrim nga tryezat qiellore. Furnizimi ynë është në qiell. Kohët kur hapen dyert e qiellit janë ditët e bekuara kur tryezat shpirtërore vendosen dhe ushqimi shpërndahet. Ata që meditojnë mbi ajetet e Kur'anit, shikojnë qiellin dhe ekuilibrin e tij, dhe thonë: «O Zot, këto nuk i ke krijuar kot», ulen në ato tryeza me përulësi. Vetëm ai që ushqehet nga toka i përket tokës... Burra të vërtetë janë ata që dinë të ushqehen nga qielli.

Revista ETIKA

**Gusht 2021**
VITI: XV
NUMRI: 161

**BOTUESI**
Shtëpia botuese "Progresi"

**DREJTOR**
Albert Halili

**KRYEREDAKTOR**
Alban Kali

**REDAKTOR**
Zija Vukaj

**PËRKTHYES**
Albert Halili
Fatmir Sulaj
Ilir Hoxha

**DIZAJN**
Bledar Xama

**ADRESA**
Rr: Studenti; Sheshi "2 Prilli"
Shkodër; Shqipëri

**MOBILE**
+355 67 340 6182

**E-MAIL**
rev.etika@gmail. com

**WEBSITE**
www.progresibotime.com

**KOSOVË**
Rr: Ardian Zurnaxhiu; pn. Ralin
Prizren; Kosovë
Mob: +377 45 639 143
Prishtinë; Kosovë
Mob: +377 44 566 577

**MAQEDONI**
Drvarska 28; Stara Carsija
Skopje; Makedonija
Mob: +389 7145 6003

**ABONIMI VJETOR**
Shqipëri: 2000 lekë
Kosovë: 15 Euro
Maqedoni: 900 Denar
Evropë: 80 Euro

# Përmbajtja




























# Si hapen dyert e qiellit?

Mehmet Lurfi Arsllan

Binte shi dhe i Dërguari i Allahut (a.s.), hiqte rrobën e tij për t’i lejuar pikat e shiut të preknin direkt supet e tij të bekuara. Kur u pyet përse vepronte ashtu, përgjigja e tij ishte e thellë dhe tronditëse: *“Besëlidhja e tyre është më e freskët se e imja!”* (Muslim, Istiska, 13.)

Ne kemi një besëlidhje me Zotin tonë. Pikat e shiut gjithashtu kanë një besëlidhje. Besëlidhja e atyre pikave është më e re se e jona, sepse ato sapo janë shkëputur dhe kanë ardhur. E reja është freski. Nga sa kuptohet, për të qëndruar të freskët, është e nevojshme të takohemi me të freskëtën. Kush nuk shqetësohet për t’u freskuar, nuk shqetësohet as për t’u takuar. Ndërsa kush shqetësohet për të qëndruar gjithmonë i freskët e të mos thahet kurrë, është pikërisht ai që dëshiron të ruajë entuziazmin dhe gjallërinë e vet.

Burimi i freskisë dhe begatisë janë qiejt. Atje është një shesh feste ku vendosen tryezat shpirtërore për ata që shohin, dinë dhe shijojnë. Siç shprehet Mevlana, në këto tryeza hanë dhe pinë shpirtrat pa trupa. Ata që duan të qëndrojnë të freskët dhe të arrijnë përsosjen e gjallërisë, rinisë dhe burrërisë takohen në tryezat e qiellit. Kontakti me qiejt është ilaçi i vetëm për zemrën që të mos thahet. Qiejt janë të rëndësishëm sepse **«aty është furnizimi juaj dhe gjithçka që ju është premtuar»**. (Dharijat, 22.) Ai përfshin premtimet, myzhdetë dhe kërcënimet. Ndërsa rrizku është edhe material edhe shpirtëror.

Qielli është vendi i së mirës dhe së keqes. Prej andej ka ardhur shpallja, prej atje ka zbritur dënimi; e në këtë aspekt është një shkak meditimi. Zoti ynë e ka bërë qiellin e dynjasë një kupolë të fortë mbi ne. Allahu është betuar mbi të dhe ai qëndron në këmbë vetëm në sajë të drejtësisë së Tij. Qielli është ndërtuar me harmoni dhe ekuilibër. Atje janë vetëtimat dhe bubullimat që lavdërojnë Zotit të tyre. Qielli është i mbushur me yjësi dhe yje që madhërojnë Allahun. Yjet janë siguria e tij; kur të zhduken ata, do të zhduket edhe ai. Ai është i mbushur plot e përplot me banorë që komunikojnë me njëri-tjetrin. Aq, sa nuk ka as katër gishta vend bosh. Melekët kanë vendosur ballin në sexhde dhe kanë mbuluar çdo vend. Aty përkujtojnë Zotin e tyre dhe kërkojnë falje për besimtarët, duke thënë**: “O Zoti ynë, Ti përfshin çdo gjë me mëshirën dhe dijeninë Tënde, prandaj fali ata që janë penduar e që ndjekin rrugën Tënde dhe ruaji ata prej dënimit të Zjarrit flakërues!”** (Gafir, 7.)



*Furnizimi ynë është në qiell. Kohët kur hapen dyert e qiellit janë ditët e bekuara kur tryezat shpirtërore vendosen dhe ushqimi shpërndahet. Ata që meditojnë mbi ajetet e Kur’anit, shikojnë qiellin dhe ekuilibrin e tij, dhe thonë: «O Zot, këto nuk i ke krijuar kot», ulen në ato tryeza me përulësi. Vetëm ai që ushqehet nga toka i përket tokës... Burra të vërtetë janë ata që dinë të ushqehen nga qielli.*



Qiejt dhe meditimi zënë një vend të veçantë në jetën e të Dërguarit të Allahut (a.s.), si burim i begatisë dhe i freskisë. Si një mënyrë jetese, sunneti përmban mësimet më shembullore të kontaktit me qiejt. Ai njeri me shpirt të bukur shpesh sodiste qiellin dhe meditonte thellë krijimin e kësaj strukture madhështore, qëllimin dhe kuptimin e tij. Kur qielli errësohej ose mbulohej me re, ai i kthente sytë lart i shqetësuar dhe strehohej tek Allahu me frikën e një ndëshkimi që mund të vinte prej andej. Kur binte bubullima, ai lutej: *«O Allah, mos na vrit me zemërimin Tënd, mos na shkatërro me ndëshkimin Tënd. Para kësaj na jep shëndet e mirësi»*[1].

Në Kur'an, qiejt janë paraqitur si një provë e rëndësishme dhe tablo mësimdhënëse. Krahas shumë veçorive të qiejve, në katër vende të ndryshme bëhet fjalë për portat e qiellit. Një nga këto ajete flet për njerëzit të cilëve nuk do t'u hapen kurrë dyert e qiellit: **"Me të vërtetë, atyre që i mohuan shenjat Tona me mendjemadhësi, nuk do t'u hapen dyert e qiellit dhe as që do të hyjnë në Xhenet, derisa të kalojë deveja nëpër vrimë të gjilpërës. Kështu i ndëshkojmë gjynahqarët."** (A'raf, 40.)

Komentuesit e Kuranit, mos hapjen e dyerve të qiellit për këta njerëz, e kanë interpretuar si mospranim të veprave dhe lutjeve të tyre, por edhe si privim i tyre nga mirësitë dhe begatitë që zbresin nga qiejt. Në këtë kuptim, portat qiellore veprojnë në të dy anët; prej tyre vijnë mirësia dhe bekimet dhe po ashtu, prej tyre kalojnë lutjet dhe pranohet devotshmëria e robërve.

Një e vërtetë tjetër që na tregon ajeti, është ekzistenca e atyre që u janë hapur portat qiellore. Këta njerëz fatlumë, janë ata që jetojnë në përputhje me dispozitat e Kur'anit dhe për çdo shpallje hyjnore, thonë «amenna ve saddakna/ besuam dhe konfirmuam». Mënyra për të qenë një prej tyre është të takohesh me Kur'anin, mëshirën më të madhe të zbritur nga qiejt. Ata që i përmbahen Kur'anit me përulësi dhe meditim do tu hapen drejtpërdrejt dyert e qiellit. Frymëzimet dhe bekimet hyjnore mbështjellin zemrën e atij personi dhe e ngrenë atë në një nivel që nuk ka nevojë për asgjë tjetër. Ndodhia e mëposhtëm e ilustron bukur këtë të vërtetë:

Ishte një njeri i mjerë që shkonte shpesh te dera e Omerit radijallahu anh. Njëherë, ky person dëgjoi një zë, që nuk e kuptoi se nga i vinte, i cili i tha: *«Pse vjen tek Omeri? A nuk ke besim te Allahu? Shko mëso Kuranin! Kjo do të shpëtojë nga nevojat"*. Pas asaj dite të çuditshme, ai nuk shkoi më te dera e Omerit (r.a.), por filloi të recitonte Kuran dhe të zbatonte urdhrat e tij të larta. Pas një kohe të shkurtër, ai u rehatua financiarisht dhe shpirtërisht. Ndërkohë, Omeri (r.a.), ishte bërë kurioz se ç'u bë me atë njeri. Prandaj e kërkoi atë dhe e pyeti pse nuk vinte më si dikur.

Njeriu tha: *«O Prijësi i Besimtarëve, unë lexova librin e Zotit tim, gjeta diçka atje dhe kjo më shpëtoi nga nevoja për dikë tjetër.»* Omeri e pyeti njeriun se çfarë gjeti në Kuran dhe ai i recitoi vargun vijues: **«Furnizimi juaj dhe gjithçka që ju është premtuar është në qiej.»** Pastaj shtoi: *"Kur pashë këtë ajet, thashë me vete; furnizimi im ishte në qiell, por unë e kërkoja në tokë. Po ashtu, ato që doja unë ishin tek Allahu, por unë i kërkoja në dyert e të tjerëve»*. Këto fjalë e prekën shumë Omerin (r.a.), i cili e përgëzoi atë njeri dhe pas kësaj ndodhie shkonte vet ai ta takonte atë.

1. Buhari, Edeb 76; Muslim, Birr 107-108.



Po ashtu, portat qiellore që përmend Kurani, i ka përmendur edhe Profeti ynë (a.s) në raste të ndryshme. Ne e dimë se ai kurrë nuk i la pas dore katër rekate namaz para farzit të drekës, sepse ai e përshkroi këtë kohë si kohën kur u hapen portat e qiellit. Dhe, për shkak se ai dëshironte që veprat e tij të mira të paraqiteshin para Allahut në një kohë të tillë, u përpoq ta kryente rregullisht këtë sunnet. Krahas kësaj, i Dërguari i Allahut (a.s.), ka thënë se «*Në qiell ka dy dyer për çdo besimtar*»; prej njërës nga këto dyer zbret furnizimi dhe prej tjetrës hyjnë veprat e mira. Madje, këto dyer vajtojnë kur besimtari vdes.

Gjithashtu nga hadithet e tij mësojmë edhe se cilat shkaqe të tjera mund të hapin dyert e qiellit. Ky hadith i transmetuar nga Ibn Omeri dhe i përmendur në Xhami'us-Sagir na tregon se kjo mund të ndodhë në pesë mënyra:

1. Portat e qiellit hapen kur lexohet Kurani. Kurani në vetvete është mëshirë. Ai është burimi në tokë i furnizimit që vjen nga qiejt. Kur'ani është një tryezë qiellore; ai e takon drejtpërdrejt me qiellin personin që është ulur para tij, dhe fillon ta ushqejë prej atje.

2. Kur luftëtarët ndeshen me ushtrinë armike, dyert e qiellit hapen. Ai që i kundërvihet armikut e përjeton personalisht atë që ka premtuar Allahu dhe i Dërguari i Tij (a.s.). Ai po i dëshmon që në këtë botë të vërtetat që do të zbulohen në ahiret. Kjo dëshmi nënkupton një dashuri dhe sakrificë që mund të kurorëzohet me martirizim. Ky veprim që tërheq mëshirën hyjnore dhe siguron mos refuzimin e lutjeve, është një shkak për hapjen e dyerve të qiellit.

3. Portat e qiellin hapen gjithashtu kur bie shi. Shiu është simboli i mëshirës, bollëkut dhe freskisë. Sipas një transmetimi, çdo pikë e këtij uji "të pastër" bartet nga dy melekë. Shiu është kodi sekret i lidhjes midis qiellit dhe tokës. Ai nuk ka një kohë fikse; prandaj mes shiut lutjes, përgjërimit dhe ngritjes së duarve për dua ekziston një marrëdhënie delikate. Njëri thërret tjetrin, e tjetri nuk e refuzon.

4. Edhe kur luten të shtypurit hapen dyert e qiellit. Ai është një moment kur edhe froni dridhet. Kur i Dërguari i Allahut (a.s) e dërgoi Enesin në Jemen, i tha: «*Ki frikë nga mallkimi i të shtypurve, sepse midis Allahut dhe këtij mallkimi nuk ka asnjë perde.* « Të gjitha pengesat mes rënkimit të të shtypurve dhe gjykimit të Allahut janë hequr. Kjo vlen edhe nëse personi i shtypur është gjynahqar.

5. Kur këndohet ezani, hapen dyert e qiellit. Kur ajo thirrje madhështore ngrihet valë valë drejt qiellit, gjithçka fillon të lëvizë. Ezani është simbol i Islamit dhe tregues i ekzistencës së myslimanëve.

I Dërguari i Allahut (a.s.), na ka njoftuar se jo vetëm kur lexohet ezani, por edhe midis ezanit dhe ikametit dhe kur bëhet ikameti, dyert e qiellit do të hapen dhe do të pranohen lutjet e bëra në atë moment.

Në fakt, lajmet se kur dhe në cilat rrethana hapen portat qiellore, na tregojnë një të vërtetë të qartë: Sa herë që robi kthehet te Krijuesi i tij me zemër, duke thënë «Zoti im», në atë moment qiejt lëvizin dhe dyert hapen gjerësisht. Dikujt që po lutej: «Hapi dyert o Zot, hapi dyert!», Rabia'tül Adeviyya i tha «O i hutuar, kur u mbyllën ato dyert?» Kjo thënie është shumë domethënëse në këtë aspekt; dera e qiejve është gjithmonë e hapur për ata që kthehen me meditim dhe përulësi, dhe do të qëndrojnë të hapura derisa të lind dielli nga perëndimi.

Zoti ynë na fton në tokën e paqes së përjetshme. Merita për të arritur atje varet nga ushqimi që marrim nga tryezat qiellore. Furnizimi ynë është në qiell. Kohët kur hapen dyert e qiellit janë ditët e bekuara kur tryezat shpirtërore vendosen dhe ushqimi shpërndahet. Ata që meditojnë mbi ajetet e Kur'anit, shikojnë qiellin dhe ekuilibrin e tij, dhe thonë: «O Zot, këto nuk i ke krijuar kot», ulen në ato tryeza me përulësi. Vetëm ai që ushqehet nga toka i përket tokës... Burra të vërtetë janë ata që dinë të ushqehen nga qielli.



# Mburoja e Devotshmërisë

Ismail Lutfi Çakan

Ebu Hurejre (r.a.), transmeton se i Dërguari i Allahut (a.s.), ka thënë:

*"Agjërimi është mburojë..."*[1]

Fakti që agjërimi, si një lloj adhurimi dhe një detyrë devotshmërie, u vlerësua si një «mburojë» nga Profeti ynë (a.s.), duke përfshirë të dy llojet e adhurimeve farz-nafile, është një evidentim, një krahasim dhe një paralajmërim shumë serioz, i cili duhet të theksohet në muajin e Ramazanit, që është edhe muaji i agjërimit.

Në transmetimet që gjenden nëpër librat e haditheve, Profeti ynë i dashur (a.s.), bashkë me fjalën «agjërim», krahas fjalës «xhunne», e cila mund të përkthehet si «mburojë, barrikadë ose mbulesë», ka përdorur edhe fjalën «imam» (kalif, prijës, komandant, administrator).[2]

Në mënyrë që të kuptohet edhe domethënia e thellë e tij, krahas forcës shprehëse dhe bukurisë së hadithit «agjërimi është mburojë», i cili është një krahasim letrar, është me dobi të tregojmë disa transmetime të tjera në të cilat përfshihet fjala agjërim:

"Agjërimi është mburojë. Kur njëri prej jush të agjërojë, të mos flasë fjalë të këqija dhe të mos grindet. Nëse dikush e shan ose i keqet, le të thotë: «Jam agjërueshëm!»"

Gjithashtu shohim se në disa transmetime, agjërimi është prezantuar si «*...mburojë e përsosur*[3]», «*mburojë kundër xhehenemit*» dhe «*mburojë siç përdor njëri prej jush për luftë*[4]». Pra, -nga sa kuptohet prej këtyre haditheve- domethënia dhe funksioni kryesor i agjërimit, i cili krahasohet me mburojën, është «mbrojtja».

Këto përkufizime, jo vetëm që ofrojnë një kuptim të qartë të funksionit të mbrojtjes, por gjithashtu zbulojnë qartë dimensionin e botës së përtejshme siç është «*mbrojtja nga dënimi i xhehenemit*». Kjo do të thotë se agjërimi, i cili funksionon si mbrojtje në të dy fazat e jetës, është një nga shanset më të mëdha të Umetit Islam.

1. Buhari, Saum 2, Tevhid 35, Muslim, Sijam 162; Ebu Daud, Saum 25; Tirmidhi, Xhum'a 79, Saum 54, iman 8; Ibn Maxhe, Sijam 1, Fiten 12, Zuhd 22; Darimi, Saum 27, 50; Muvatta, Sijam 57.

2. Shih. Buhari, Xhihad 109; Muslim, Imare 43; Ebu Daud, Xhihad 151; Nesai, Bej'at 30.

3. Ibn Rexhep el-Hanbeli, Xhamiu'l-ulum ue'l-hikem, fq. 272.

4. shih. Nesai, Sunen, VII, 415.



## MBUROJA E DEVOTSHMËRISË

Agjërimi, si një mburojë që të mbron nga sulmi i dëmshëm i armikut, e mbron njeriun si nga dhimbja, pikëllimi dhe stresi në këtë botë, ashtu edhe nga zjarri i xhehenemit në botën tjetër. Në këtë kuptim, agjërimi është mburoja jonë në të dyja botët, sepse ai e mbron agjëruesin nga gjynahet që konsiderohen si fatkeqësi të gjuhës në këtë botë, dhe për rrjedhojë edhe nga dënimi i Allahut në ahiret. Garancinë e mbrojtjes në këtë pikë e gjejmë në këtë hadith kudsi:

Ebu Hurejre (r.a.), transmeton nga i Dërguari i Allahut (a.s.), se Allahu i Madhëruar ka urdhëruar:

*"Agjërimi është për Mua dhe shpërblimi i tij më takon Mua. Agjëruesi i braktis kënaqësitë e epshit, ushqimin dhe pijen për kënaqësinë Time."* (Buhari, Teuhid, 35.)

Në këtë hadith kudsi, thuhet se Allahu do të vlerësojë sakrificën e robit që e ka bërë vetëm për hir të Tij, pa hipokrizi dhe syefaqësi, përtej shpërblime të paracaktuara më parë nga dhjetë deri në shtatëqind fish. Me fjalë të tjera, duke nënkuptuar se *«Vetëm Unë e di se sa do të paguaj për të»,* deklaron se Ai kurrë nuk do t'i mbetet borxh robit të tij përballë devotshmërisë së tij të sinqertë. Dhe, për shkak se Allahu nuk kthehet kurrë nga premtimi i Tij, është e sigurt se shpërblimi që Ai do t'i japë agjërimit, në të cilin kërkohet pëlqimi i Tij, është i pafund dhe përtej parashikimeve. Kjo tregon se sa i madh është përfitimi i mbrojtjes së agjërimit për sa i përket devotshmërisë.

Padyshim, ashtu si një luftëtar që nuk ka mburojë, edhe një person që nuk agjëron privohet nga mjetet dhe mundësitë e mëdha dhe thelbësore të mbrojtjes, me ç'rast ai është i pambrojtur ndaj të gjitha llojeve të rreziqeve të brendshme dhe të jashtme. Kjo gjendje vlen gjithashtu edhe për umetin tonë të mbetur pa krye; kombe dhe umete të tilla janë privuar mburoja e tyre.

Gjithsecili prej nesh, veçanërisht gjatë Ramazanit, dëshmon disa bukuri, përmirësime, pafundësi emocionesh dhe mirësi paralele, dashamirësi dhe praktika të mira që i vëzhgojmë në vetvete, në mjedisin tonë të ngushtë dhe në shoqëri. Pikërisht këto janë prej bukurive që pajisja me mburojën e agjërimit si komunitet, i ka sjell së pari në ndjenjat tona, e më pas në jetën tonë shoqërore.

Sjelljet tona ndikohen nga ndjenjat dhe mendimet tona. Është gjithashtu e mundur që në sajë të një agjërimi intensiv, ndjenjat dhe mendimet tona të jenë në një nivel dhe qëndrueshmëri të caktuar, nën një disiplinë të caktuar. Në sajë të disiplinës së agjërimit dhe imsakut, ndjenjat dhe dëshirat që nuk kanë qejf të kufizohen, tërhiqen në kufijtë e normalë në nivelin më të lartë dhe efektet e tyre negative parandalohen; pra ato i nënshtrohen një lloj ligji ushtarak. Kjo tregon se agjërimi është një mburojë e plotë ose një mburojë e sigurt për njerëzit, e cila mbron shpirtin njerëzor, emocionet dhe mendimet, dhe për këtë arsye jetën e përditshme nga faktorët

*Përsëri, sipas asaj që transmetohet nga Ebu Hurejre (r.a.), i Dërguari i Allahut (a.s.) ka thënë: «Agjëroni të jeni të shëndetshëm!» Ky hadith tregon se agjërimi është një mburojë edhe në aspektin shëndetësor. Obeziteti/mbipesha, që është përhapur shumë në kohën tonë, sëmundjet që shkakton ai dhe rekomandimet për të ngrënë më pak, të cilat formojnë bazën e dietave të aplikuara kundër tyre, janë pohimet në aspektin mjekësor të faktit se agjërimi është një mburojë shëndetësore.*



e dëmshëm, negativitetet materiale dhe morale. Prandaj, Profeti (a.s.), rekomandoi që të rinjtë që kanë ndjenja të forta dhe sensuale, por që nuk kanë mundësi të martohen, të agjërojnë për t'u mbrojtur nga gjynahet.[5] Me fjalë të tjera, ai sugjeroi që shpirti të disiplinohet duke agjëruar.

Është gjithashtu fakt që, mbrojtja që siguron agjërimi, nuk është e kufizuar vetëm në muajin e Ramazanit, pra vetëm në agjërimet e detyrueshme. Ai e përmbush funksionin e mbrojtjes dhe mburojës edhe në rastet e agjërimit vullnetar për çdo ditë dhe kusht që zbatohet. Mirëpo, kjo gjendje mund të vërehet më qartë në muajin e Ramazanit, pasi agjërimi kryhet nga një pjesë e madhe e shoqërisë. Pra, vetëm ky është dallimi.

Një e vërtetë tjetër e qartë është edhe se Islami është një fe prej së cilës mund të përfitohet për sa kohë që praktikohet në mënyrë kolektive, sepse është feja e mbarë njerëzimit. Islami dëshiron t'u sjellë anëtarëve të tij lumturinë e kësaj bote dhe të ahiretit. Edhe parimet dhe mësimet që solli ai janë gjithashtu parime që të çojnë drejt këtij qëllimi. E rëndësishme është t'i qasemi Islamit brenda kufijve të tij dhe ta jetojmë atë në integritetin e vet.

Ata që nuk pajisen me mburojën agjërimi gjatë ditëve të Ramazanit pa një justifikim të pranueshëm, do të kenë vështirësi në vërtetimin dhe mbrojtjen e identitetit të tyre Islam, si ndaj vetes ashtu edhe ndaj shoqërisë ku jetojnë.

## MBUROJA JONË SHËNDETËSORE

Përsëri, sipas asaj që transmetohet nga Ebu Hurejre (r.a.), i Dërguari i Allahut (a.s.) ka thënë: *«Agjëroni të jeni të shëndetshëm!»*[6] Ky hadith tregon se agjërimi është një mburojë edhe në aspektin shëndetësor. Obeziteti/mbipesha, që është përhapur shumë në kohën tonë, sëmundjet që shkakton ai dhe rekomandimet për të ngrënë më pak, të cilat formojnë bazën e dietave të aplikuara kundër tyre, janë pohimet në aspektin mjekësor të faktit se agjërimi është një mburojë shëndetësore.

Agjërimi, të cilin u përpoqëm ta shpjegojmë përgjithësisht si mburojë kundër gjynaheve, problemeve morale dhe shëndetësore në këtë botë dhe dënimit të xhehenemit në ahiret, është joefektiv vetëm kundër caktimit të Allahut, siç e shpreh edhe fjala popullore, «S'ka mburojë ndaj shigjetës së kaderit».

Ditët e praktikimit të mburojës së agjërimit; synimi, përpjekja dhe urtësia për të përdorur mirë Ramazanin, janë duke na pritur. Gëzimi i iftarit qoftë lumturia e të gjithëve ne si përfundim i disiplinës së imsakut në ditët tona të agjërimit.

5. Buhari, Saum 10; Nikah 302; Muslim, Nikah 1; Nesai, Sijam 43; Ibn Mace; Nikah 1.

6. Ebu Nuajm el-Isfehani, et-Tibbu'n-nebevi, I, 236.

# Ushqehu prej qiejve

ORIGJINA E KËNAQËSIVE TË KËSAJ BOTE ASHTU EDHE ORIGJINA E TRUPIT TË NJERIUT ËSHTË TOKA. E PËR SHKAK SE GJITHÇKA PËRMALLOHET PËR ORIGJINËN E VET, EDHE TRUPI JEPET SHUMË PAS PRODUKTEVE TË TOKËS, MINERALEVE DHE ZBUKURIMEVE TË SAJ. MIRËPO, EKZISTENCA JONË E VËRTETË ËSHTË SHPIRTI YNË, DHE NDRYSHE NGA TRUPI, SHPIRTI USHQEHET VETËM ME USHQIM NGA QIEJT.

*Prof. dr. Sulejman Derin*

Allahu i Madhëruar e krijoi këtë botë për ne, e zbukuroi atë për ne dhe i dhuroi planetit tokë gjithçka të nevojshme për ushqimin tonë. Sidoqoftë, përfitimi nga këto begati nuk është qëllimi i vetëm i ardhjes sonë në këtë botë; qëllimi ynë kryesor është t'i përdorim këto begati në mënyrë të moderuar dhe të kthehemi në atdheun tonë origjinal, Xhenetin dhe Bukurinë e Allahut. Kjo botë është një ndalesë ku udhëtarët si ne ndalen për tu çlodhur. Por megjithëkëtë, kënaqësitë e menjëhershme të begative të kësaj bote i pengojnë shumë njerëz nga udhëtimi i tyre kryesor. Kjo, sepse si origjina e kënaqësive të kësaj bote ashtu edhe origjina e trupit të njeriut është toka. E për shkak se gjithçka përmallohet për origjinën e vet, edhe trupi jepet shumë pas produkteve të tokës, mineraleve dhe zbukurimeve të saj. Mirëpo, ekzistenca jonë e vërtetë është shpirti ynë, dhe ndryshe nga trupi, shpirti ushqehet vetëm me ushqim nga qiejt. Mevlana u bën thirrjen njerëzve që jetojnë vetëm me trupin e tyre, duke lënë pas dore shpirtin:

*"Ndërkohë që shpirti të ngriti në qiejt më të lartë, ti shkove tek më të ulëtat, drejt ujit dhe baltës. Për hir të këtyre gjërave të ulëta (natyrës shtazarake) ti sakrifikove një qenie të tillë, të cilën edhe mendja e ka zili. Shiko tani, si të duket kjo përplasje e vetvetes? Trupin e çove drejt dëshirave dhe nuk e njohe Ademin (të vërtetën e tij), të cilit i bënë sexhde. O fëmijë i padobishëm! Në fund të fundit ti je biri i Ademit, për sa kohë që të ulëtën e konsideron nder. Edhe sa kohë do të thuash, «ta zaptoj botën dhe ta mbush me ekzistencën time»?"* (Mesnevi, V.1. 537-542.)



Sipas sufive, shpirti i njeriut është i përmalluar për lartësitë, por ata që preferojnë ta lënë këtë dhe të jenë shahu i botës së vdekshme nuk mund të shpëtojnë nga zënia mat. Ata vdesin duke ndjekur dëshirën e tyre për të përfituar sa më shumë nga kjo botë dhe për të mbushur veten e tyre me më shumë nga bota. Mirëpo, profetët erdhën për të na çuar në qiell dhe për të na futur në xhenet:

*"Ndjenjat që i përkasin kësaj bote, janë shkalla e kësaj bote. Ndërsa ndjenjat fetare janë shkalla e qiejve. Për shëndetin e atyre ndjenjave pyet mjekun, e për shëndetin e këtyre ndjenjave pyet Habibin"*[1]

Ajo që Mevlana nënkupton me Habibin, është Profeti ynë (a.s.), Habibullahu, i cili u dërgua në këtë botë për të na orientuar te Zoti ynë. Allahu zemërohet prej atyre që nuk ndjekin rrugën e profetëve, por shkojnë pas dëshirave trupore e tokësore. Në fakt, muaji i bekuar i Ramazanit në të cilin jemi është një provë e këmbënguljes në këtë drejtim, disa prej tyre ushqehen me dritë nga agjërimi, ndërsa të tjerët shmangin agjërimin dhe vrapojnë për të ngrënë tokë sepse nuk mund t'i thonë stop epshit të shpirtrave të tyre. Horizontet e njerëzve të tillë, për fat të keq, nuk mund të shkonin përtej tokës së thatë.

Zoti ynë i Plotfuqishëm na ka dhënë shumë shembuj në Librin e Tij që të marrim mësim prej të gjithë llojeve të njerëzve, të mirë apo të këqij qofshin. Kështu, Karuni na paraqitet si shembulli i një personi që braktisi dritën hyjnore dhe filloi të adhuronte begatitë e kësaj bote:

1. Mesnevi, V.I, 303-304.

**"Me të vërtetë, Karuni ka qenë nga populli i Musait, por i shtypte ata. Ne i patëm dhënë atij aq thesare, saqë çelësat e tyre vështirë se do të mund t'i mbante një grup njerëzish të fuqishëm. Njerëzit e popullit të tij i thanë: «Mos u ngazëlle me pasurinë që ke, sepse Allahu nuk i do ata që ngazëllehen!»"** (Kasas, 76.)

Megjithëse Karuni ishte i afërt me Musain (a.s.) dhe e njihte më së miri Teuratin, dashuria e tij për këtë botë e nxori nga shinat. Aq sa ai nuk e jepte më zekatin e pasurisë së tij. Lidhur me adhurimin e pasurisë së kësaj bote nga ana e tij dhe me rebelimin kundër Musait (a.s.), i cili kërkoi t'i jepte zekatin e pasurisë së tij, Allahu i Madhëruar e shprehet: **"Ai tha: «Kjo më është dhënë vetëm prej diturisë sime». Vallë, a nuk e dinte ai, se Allahu kishte zhdukur para tij shumë brezni, që kishin qenë më të fuqishëm dhe që kishin grumbulluar më shumë pasuri se ai?"** (Kasas, 78.)

Duke ia atribuuar vetes pasurinë që posedonte, ai harroi se ia kishte dhuruar Zoti dhe, në vend që ta përdoret pasurinë e tij si shkallë për udhëtimin qiellor, ai e përdori për t'u zhytur në fund të tokës. Për rrjedhojë, edhe hakmarrja e Allahut ishte mësimdhënëse për të gjitha kohërat: **"Ne bëmë që Karunin dhe shtëpinë e tij t'i gëlltiste toka dhe askush nuk arriti që ta mbronte nga dënimi i Allahut, madje as ai vetë nuk mund ta mbronte veten."** (Kasas, 81.)

Arsyeja pas këtij shkatërrimi është se Karuni ishte lidhur aq shumë pas pasurisë, sa e adhuronte atë dhe e kishte harruar Allahun që ia jepte furnizimin. Nga ky këndvështrim, komentuesit mistikë mendojnë se kur një person ngrihet shpirtërisht, ai ngrihet në shtresat qiellore. Përndryshe, ai udhëton drejt fundit të tokës. Allahu i Madhëruar, profetët e tij të bekuar si Isai dhe Idrisi (a.s.) i ka marrë si mysafirë pranë Vetes. Bazuar në këtë, Ibn Axhibe e interpreton ajetin **«Allahu është Ai që krijoi shtatë qiejt dhe të**



**njëjtin numër tokash»**[2], si distancat që adhuruesi kalon gjatë rrugës për tek Zoti. Nga 7 shtresat e qiellit të përmendura në ajet, shtresa e parë është pendimi, shtresa e dytë është durimi, shtresa e tretë është takvaja dhe asketizmi, shtresa e katërt është pëlqimi dhe nënshtrimi, shtresa e pestë është dashuria, shtresa e gjashtë është vetëkontrolli dhe shtresa e shtatë është qielli i vëzhgimit. Ndërkohë që udhëtari shpirtëror kapërcen shtresat e përmendura, ai vazhdon udhëtimin e tij në qiellin më sipër dhe ushqehet prej andej.[3]

Meqenëse njerëzit janë mësuar të plotësojnë shumicën e nevojave të tyre nga toka, Zoti ynë betohet se ushqimi i vërtetë është në qiej: **«Në qiell është furnizimi juaj dhe gjithçka që ju është premtuar.»** (Dharijat, 22) Keshafi, Zamahsheriu dhe shumë komentatorë të tjerë të Kuranit, në lidhje me ashpërsinë e këtij betimi që vjen menjëherë pas këtij ajeti, tregojnë këtë ndodhi:

Esmai tregon: Kur dola nga xhamia e Basrës, erdhi një beduin mbi devenë e tij dhe pyeti: «Nga vini?» Unë i thashë: «Nga vendi ku lexohet fjala e Rrahmanit». Beduini tha: «Lexomëni nga ajo fjalë!». Pas kësaj, unë fillova të lexoj Suren Dharijat. Kur erdha tek ajeti, **«Furnizimi juaj është në qiell»**, beduini tha: «Mjaft!». Mesa duket, ai besoi fort në premtimin e këtij ajeti, prandaj u ngrit, e shtriu devenë dhe e theri. Më pas, mishin ua shpërndau atyre që kalonin prej andej. Pjesa tjetër e tregimit është edhe më interesante, sepse tregon ndikimin e Kuranit mbi një person që e njihte shumë mirë gjuhën arabe. Kur takuam të njëjtin beduin disa ditë më vonë, na pyeti: «Si është vazhdimi i ajetit që lexuat?» Kështu unë këndova ajetin **«Betohem për Zotin e qiellit dhe të Tokës, se kjo (që ju premtohet) është e vërtetë, ashtu siç është të folurit tuaj.»** (Dharijat, 23). Ai bërtiti përsëri dhe tha: "Subhanallah! Kush e zemëroi Xhelalin (Allahun) që u betua kështu? Kush nuk e konfirmoi premtimin e Tij, e Atij iu desh të bëjë këtë betim!?". Ai e përsëriti këto fjalë tre herë dhe dorëzoi shpirtin e tij.

Ky është veçse një tregim, por është shumë i rëndësishëm në aspektin e shfaqjes së fuqisë së ajetit në lidhje me furnizimin dhe betimin vijues në këtë sure. Për shkak se beduinët e kuptojnë shumë mirë arabishten, ata ndikohen më



tepër nga ajetet dhe e ndiejnë fuqinë e fjalisë më shumë se ne. Sidoqoftë, sot, shumica e jobesimtarëve materialistë, ata që mendojnë se janë të arsimuar, nuk mund t'i kuptojnë këto urdhra të Zotit tonë dhe e presin furnizimin nga toka, jo nga Ai. Prandaj, qëllimi i udhëtimit shpirtëror, është kapërcimi i tokës, për t'u ushqyer nga qielli. Për të arritur këtë edukim të vështirë, udhëtari kanë nevojë për udhëzimin e një mësuesi të devotshëm dhe të dashuruar me Allahun.

Si përfundim, udhëtarët shpirtërorë pakësojnë ushqimin që vjen nga toka dhe përqafojnë dritën dhe bekimet që vijnë nga qielli. Ata ndjekin Profetin (a.s.), të cilit i zbriti Kurani nga qielli dhe u nderua me Miraxh. Ata përdorin çdo mundësi që kanë në dispozicion jo për të zbritur në fund të tokës, por për të ndërtuar shkallë drejt qiellit. Ata e gjejnë ushqimin e vërtetë tek uria dhe agjërimi dhe pasurinë e vërtetë tek dhurimi. Mevlana na këshillon kështu:

*"Ajo që unë e quaj ushqim është mendja, jo buka dhe qebapi... Biri im! Ushqimi për shpirtin është drita e mendjes. Për njeriun nuk ka ushqim tjetër veç dritës... Pakësojini gradualisht këto ushqime... sepse ato janë ushqim gomarësh, jo ushqim për njeriun e lirë! Pakësoni këto në mënyrë që të keni aftësinë të merrni ushqimin e vërtetë dhe të hani kafshatat e dritës!"* (V.4: 1954-57)

Allahu ynë i Plotfuqishëm u mundësoftë të gjithë vëllezërve dhe motrave tona të jenë njerëzit e botëve sublime, të ushqehen nga qielli pa harruar pjesën e tyre në këtë botë dhe të presin furnizimin prej Tij. Amin!

2. Talak, 12.
3. el-Bahru'l-medîd, VIII, 74.



# Kurani si mëshirë dhe shërim për zemrat

*Prof. dr. Omer Çelik*

Mëshirë; Ashtë një fjalë e butë si barku i nënës, e cila përqafon foshnjën e saj të vogël me ngrohtësinë, dhembshurinë dhe butësinë e saj, e ushqen dhe e rrit atë. Për këtë arsye, qëllimi kryesor i kësaj fjale në arabisht, është të shprehë barkun e nënës. Ruajtja e lidhjeve farefisnore, forcimi dhe mirëmbajtja e këtyre lidhjeve quhet "sila-i rahim". Prej këtu vjen mëshira. Mëshirë; është një ndjenjë dhembshurie që vjen prej thellësisë së shpirtit dhe e bën të detyrueshme mirësinë ndaj personit që na dhimbset. Ndonjëherë kjo fjalë përdoret për të kuptuar vetëm dhembshuri të pavarur nga mirësia, e nganjëherë për të kuptuar vetëm mirësinë të pavarur nga dhembshuria. Mëshira e Allahut do të thotë falje mirësish dhe begatish pa ndjenjën e dhembshurisë si te qeniet njerëzore.[1] Ndërsa Kur'ani është mëshirë, sepse ai injekton ndjenjën e dhembshurisë në zemra dhe u mundëson atyre zemrave të arrijnë mëshirën hyjnore.

1. - Raghib al-Isfehani, al-Mufredât, "Ra-hi-me", mad, s. 191.

Lidhur me faktin se Kurani është mëshirë, Allahu shprehet kështu:

**"O njerëz, ju ka ardhur këshillë** (Kurani) **nga Zoti juaj, shërim për zemrat tuaja, udhëzim dhe mëshirë për besimtarët."** (Junus, 57.)

**"Ne shpallim nga Kurani atë që është shërim dhe mëshirë për besimtarët..."** (Isra, 82.)

Zemrat që ishin privuar nga mëshira e shpalljes hyjnore për shekuj me radhë ishin ngurtësuar së tepërmi. Ujërat e mëshirës brenda tyre ishin tërhequr, duke u bërë më të fortë se gurët. Ato zemra ishin të pamëshirshme ndaj njeriut dhe nuk respektonin asnjë të drejtë dhe dinjitet njerëzor. Ato zemra merrnin jetën, nderin dhe pasurinë e tij. Ato zemra ishin të pamëshirshme ndaj grave. Nuk e shikonin atë si njeri, e shtypnin, nuk i jepnin asnjëherë të drejtën. Ato zemra ishin të pamëshirshme ndaj vajzave. Nuk i mëshironin ato, nuk i shihnin lotët e tyre dhe i varrosnin të gjalla në tokë. Ato zemra ishin të pamëshirshme

ndaj jetimit. E përjashtonin, e qortonin, e shtynin dhe grabisnin pronën e tij padrejtësisht.

Ndërkohë që kjo lloj injorance kishte kapluar gjithçka në atë epokë ku mizoria ishte gjithkund, filluan të pikëlonin pikat e mëshirës së Kuranit. Kështu, zemrat e thara filluan të dridheshin dhe të gjalleroheshin, si toka e thatë që vjen në jetë pas shiut. Venat e mëshirës filluan të lëvizin dhe burimet e mëshirës filluan të gurgullonin. Ajetet që zbrisnin po shëronin zemrat nga sëmundjet si shirku, idhujtaria, mizoria, pa dhembshuria, armiqësia etj... Fara e besimit po ndahej dhe po mbinte në zemrat që kishin filluar të shëroheshin shpirtërisht. Shfaqja e parë e besimit, fryti i tij i parë, ishte mëshira. Kështu;

Vendin e mizorisë fillojë ta zërë mëshira, atë të vrazhdësisë, butësia, ndjenjat e hakmarrjes u zëvendësuan nga falja, padrejtësinë e zëvendësoi drejtësia, dhe arroganca e mendjemadhësia u zëvendësuan nga modestia.

*Mëshira e Allahut nuk arrin askënd më shpejt seç e arrin personin i cili dëgjon Kuran me gjithë shpirt. E, nëse ky lajm kaq i mirë është për ata që dëgjojnë Kuran;*

*Si do të ishte për ata që e lexojnë duke e dëgjuar?*

*Si do të ishte për dikë që e shqyrton me hollësi kur e lexon?*

*Si do të ishte për atë që ua mëson të tjerëve ndërkohë që mediton mbi të?*

*Si është për atë që ua mëson të tjerëve dhe vepron me të?*



Puna e parë e Kur'anit ishte edukimi i zemrave me mëshirë. Vargu i tij i parë i zbritur ishte Bismilah.[2] Tani e tutje, Bismilah do të përsëritet në fillim të secilës sure me një fllad të mëshirës hyjnore. Ky ajet njoftonte se Allahu i Madhërishëm zotëronte mëshirë të pafund (Rrahman) dhe u falte mëshirë dhe begati të pakufizuara krijesave të Tij (Rrahim). Në fakt, ky ajet ishte përgjigjja më e qartë se pse u dërgua Profeti ynë (a.s.) dhe pse u zbrit Kurani. Me Kuranin, të cilin Ai e zbriti si shërim dhe Profetin që Ai e dërgoi si mëshirë për botët, Allahu, Mëshiruesi, i bënte thirrje gjithë njerëzimit dhe shoqërive të bëheshin njerëz të mëshirës.

Menjëherë më pas, zbritën pesë ajetet e para të sures Alak. Në këto ajete, prezantohej bujaria dhe mëshira e pakufishme e Allahut, veçanërisht ndaj qenieve njerëzore. Njerëzit u ftuan të njohin Zotin e tyre, i Cili ishte kaq Bujar, dhe ta adhuronin Atë. Por si fillim duhej të posedonin një zemër të mbushur me mëshirë.

Kështu, në Suren Fatiha, e cila ka nderin të jetë surja e parë e plotë që ka zbritur dhe cilësinë e të qenit hyrje e Kuranit, filloi të bëhet një edukim dhe trajnim i plotë i mëshirës. Kjo sure fillon me bismilah, mësohen emrat e Allahut, Rrahman dhe Rrahim. Në ajetin e parë, bëhet e ditur se vetëm Allahut i takojnë të gjitha lavdërimet dhe falënderimet, pasi Ai është Zoti i të gjitha botëve. Menjëherë në ajetin e dytë, përmenden dy emra e Allahut er-Rahman er-Rahim duke na prezantuar kështu me mëshirën, mirësinë, bujarinë dhe dashamirësinë e pafund të Allahut. Çfarë do të thoshte kjo? Cili ishte qëllimi dhe synimi i Librit tonë Famëlartë? Ai sikur thoshte, «O njerëz! Bëhuni të mëshirshëm, sepse pa qenë i mëshirshëm nuk është e mundur të arrish mëshirën e pafund të Allahut».

Në fakt, jo vetëm Bismilahi, surja Alak dhe Fatiha, por çdo ajet dhe sure e Kuranit është mëshirë. Ato janë mëshirë për zemrat duke hequr mbetjet e politeizmit, mosbesimit dhe hipokrizisë prej tyre dhe duke sjellë dritën e tevhidit. Janë mëshirë për gjuhët, duke i pastruar ato nga gënjeshtrat, përgojimet, talljet dhe ofendimet. Ato bëhen mëshirë për prindërit duke na urdhëruar: **"...Silluni mirë me prindërit. Nëse njëri prej tyre ose të**

2. - shih. Taberi, Xhami'u'l-bejan, I, 113.

**dy arrijnë pleqërinë te ti, mos u thuaj atyre as "uh!", mos i kundërshto, por drejtoju atyre me fjalë respekti!"** (Isra, 23.)

Po ashtu, bëhen mëshirë për jetimët, duke na urdhëruar: **"Jepuni pasurinë jetimëve, mos ua ndërroni sendet e tyre të mira me tuajat të këqija. Mos e harxhoni pasurinë e tyre duke e përzier me pasurinë tuaj..."** (Nisa, 2; En'am, 151.) **"Mos e shtyp jetimin!"** (Duha, 9.)

Në mënyrë që të ngjitemi në shpatet e pjerrëta të sprovave të devotshmërisë dhe të arrijmë në Xhenet, Kurani ka vënë kushtin që të jemi edhe të mëshirshëm por edhe ta këshillojmë mëshirën: **"Veç kësaj, (njeriu duhet) të jetë nga ata që besojnë, që e këshillojnë njëri-tjetrin për durim dhe e këshillojnë për mëshirë. Këta janë njerëzit e krahut të djathtë."** (Beled, 17-18.)

Si një domosdoshmëri e të qenit mëshirë, Kurani u tregoi lexuesve të tij rrugët për të arritur mëshirën e Allahut:

**"Bindjuni Allahut dhe të Dërguarit, për të shpresuar mëshirën (e Allahut)."** (Al-i Imran, 132.)

**"Falni namazin, jepni zekatin dhe bindjuni të Dërguarit, për të fituar mëshirën e Allahut!"** (Nur, 56.)

**"...Përse nuk kërkoni nga Allahu falje (të gjynaheve) që të mund të mëshiroheni?!"** (Neml, 46.)

**"Në të vërtetë, besimtarët janë vëllezër, andaj pajtojini vëllezërit tuaj midis tyre dhe kijeni frikë Allahun, në mënyrë që ju të mëshiroheni."** (Huxhurat, 10.)

**"Vërtet, ata që besuan dhe ata që mërguan e luftuan në rrugë të Allahut, pikërisht ata shpresojnë në mëshirën e Allahut..."** (Bekare, 218.)

**"Kështu, ata që besojnë Allahun dhe mbështeten fort tek Ai, (ta dinë se) Ai do t'i fusë në mëshirën dhe mirësinë e Vet dhe do t'i udhëzojë drejt Vetes përmes rrugës së drejtë."** (Nisa, 175.)

**"...Përgëzoji të duruarit, të cilët, kur i godet ndonjë fatkeqësi thonë: «Të Allahut jemi dhe vetëm tek Ai do të kthehemi!» Ata do të shpërblehen me bekim dhe mëshirë nga Zoti i tyre; ata janë në rrugën e drejtë!"** (Bekare, 155-157.)

Si përfundim, kuptohet se; mënyra për të arritur mëshirën e Allahut është të dëgjosh, kuptosh dhe jetosh me Kuranin, i cili u shpall si mëshirë: **"Kur të lexohet Kurani, dëgjoni dhe heshtni, në mënyrë që të mëshiroheni."** (A'raf, 204.)

Sipas këtij ajeti, mëshira e Allahut nuk arrin askënd më shpejt seç e arrin personin i cili dëgjon Kuran me gjithë shpirt. E, nëse ky lajm kaq i mirë është për ata që dëgjojnë Kuran;

Si do të ishte për ata që e lexojnë duke e dëgjuar?

Si do të ishte për dikë që e shqyrton me hollësi kur e lexon?

Si do të ishte për atë që ua mëson të tjerëve ndërkohë që mediton mbi të?

Si është për atë që ua mëson të tjerëve dhe vepron me të?

**"Tek Allahu ata kanë shkallë të ndryshme; Allahu i sheh të gjitha veprat që ata bëjnë."** (Al-i Imran, 163.)

Për këtë arsye, Allahu i Madhërishëm dëshiron që ne t'u bindemi urdhrave të këtij libri, i cili është një burim mëshire dhe begatie:

**"Ky Libër që kemi shpallur, është i bekuar, prandaj ndiqeni dhe druajuni kundërshtimit, në mënyrë që të mëshiroheni."** (En'am, 155.)

Prandaj, detyra jonë është të përfitojmë nga Ramazani, muaji i mëshirës në të cilën jemi dhe të vlerësojmë Kuranin, i cili është mirësia dhe mëshira më e madhe e Allahut:

**"Thuaj: «Me dhuntinë e Allahut dhe mëshirën e Tij – vetëm me këto le të gëzohen! Kjo është më e mirë se ajo që grumbullojnë.»"** (Junus, 58.) Sipas këtij ajeti, besimtari duhet të gëzohet më tepër me Kuranin Fisnik. Pra, duke e lexuar ditë e natë, edhe tekstin edhe kuptimin e Kuranit, duhet të përpiqemi të bëhemi njësh me të dhe të arrijmë shpëtimin duke ecur në rrugën e treguar nga ai. Po ashtu, ne duhet t'i lutemi Allahut të Madhëruar për mëshirë duke thënë: **"O Zoti ynë! Mos lejo që zemrat tona të shmangen** (nga e vërteta)**, pasi na ke udhëzuar në rrugën e drejtë, dhe jepna mëshirë prej Teje"** (Al-i Imran, 8.) Dhe më në fund të dalim faqebardhë para Zotit tonë dhe me sukses nga llogaridhënia: **"Kurse ato fytyra që do të zbardhen e do të shkëlqejnë, do të jenë në mëshirën e Allahut** (në Xhenet)**, ku do të qëndrojnë përgjithmonë."** (Al-i Imran, 107.)

# Afrimiteti dhe qëndrueshmëria familjare

*Dr. Adem Ergyl*

Në jetën familjare, veçanërisht midis bashkëshortëve, afrimiteti dhe mbarëvajtja është çështja më e rëndësishme në vazhdimin ose shpërbërjen e familjes. Bashkëshort apo bashkëshorte nuk do të thotë të jesh vetëm për veten. Familja është emri i kalimit nga dualiteti i «unë» dhe «ti» në unitetin e «ne». Marrëdhëniet bashkëshortore që ndërtohen me mendësinë e ruajtjes së origjinalitetit dhe lirisë individuale, natyrisht që nuk mund të jenë afatgjata, sepse ftohtësia dhe indiferenca në harmoni, afërsi dhe shkëmbim reciprok do ta shtojnë edhe më tepër largësinë midis çiftit. Udhëtimi i jetës nuk rrjedh si një vijë e drejtë, por ka edhe shumë situata të tjera të tilla si batica e zbatica, rehati dhe vështirësi, shëndet dhe sëmundje, gëzime dhe hidhërime. Ruajtja e afrimitetit dhe qëndrueshmërisë, janë dy parime të domosdoshme të qeverisjes familjare. Zoti ynë dëshiron që kjo të ndodhë brenda kornizës «ma'ruf» dhe urdhëron:

**"...Jetoni e silluni mirë me to! Në qoftë se ato nuk ju pëlqejnë aq shumë,** (duroni!) **sepse është e mundur që juve të mos ju pëlqejë diçka, por që Allahu në atë do t'ju sjellë shumë të mira."** (Nisa, 19.)

«Ma'ruf» do të thotë të jesh në përputhje me arsyen e shëndoshë, ligjin hyjnor dhe traditën autentike. Arsye e shëndoshë, do të thotë një mendje e shëndoshë që mendon drejtë dhe është çliruar nga skllavëria e mendimeve të gabuara e besëtytnitë. Ligj hyjnor, është emri parimeve jetësore të nxjerra nga Kurani dhe sunneti profetik. Ndërsa tradita autentike, përbëhet nga rregullat dhe zakonet që nuk janë në kundërshtim me ligjin hyjnor.

Marrëdhënia e miqve të Allahut me bashkëshortet e tyre, bazuar në afrimitetin dhe harmoninë, janë pikërisht në përputhje me këtë «ma'ruf» që përmendet në Kuranin Fisnik.

Para së gjithash, ata i kushtojnë shumë rëndësi mirësisë së mendjes që Zoti ynë e ka vendosur në natyrën tonë. Ata paraqesin shembujt më të mirë të përdorimit të mendjes në veprimet e tyre. Ata na tërheqin vëmendjen se, mos përdorimi i mendjes në mënyrën e duhur shkakton marrëzi, dhe shoqërimi





*Investimi që bëhet në kujdesin, afrimitetin, dashurinë dhe dhembshurinë familjare do t'i kthejë shtëpitë në një qoshe xheneti dhe do të jetë një mjet fitimi për të gjithë ne familjarët. Po ashtu, devotshmëria më e bukur ndaj Zotit, arrihet më lehtë në një familje të qetë.*

me mendjelehtët shkakton gjithashtu telashe. Fjalët e mëposhtme të Sahibu'l-vefa Musa Efendisë tregojnë se sa e rëndësishëm është mendja e shëndoshë në jetën familjare:

*"Nuk ka asgjë tjetër që tregon mençurinë, dijen dhe butësinë e dikujt më tepër sesa shkuarja mirë me njerëzit. Një person i mençur angazhohet me edukimin dhe arsimimin e familjarëve dhe fëmijëve të vet. Ai nuk i lë ata të rrinë kot, por u gjen secilit prej tyre diçka për të bërë. Absolutisht nuk e toleron qëndrimin e tyre në mënyrë të padobishme, sepse çdo sjellje e keqe dhe imoralitet vjen nga qëndrimi papunë. Një person i mençur kujdeset që familja dhe fëmijët e tij të bëjnë jetë të qetë në këtë botë. Kush martohet me një grua të mençur ka arritur gjithçka. Një grua e zgjuar është një thesar i paçmuar. Kush ka një grua të tillë, duhet të jetë i mëshirshëm ndaj saj, ta trajtojë dhe ta mbajë atë me mirësi. Ajo që nënkuptohet me një grua të mençur, është gruaja që e njeh siç duhet Allahun dhe Profetin e Tij (a.s.), përmbush detyrën e saj të adhurimit në çdo çështje, është e respektueshme ndaj burrit të saj dhe nuk refuzon asnjë dëshirë të tij, me kusht që të jetë e ligjshme. Kur flitet për grua të mençur, nuk duhet të vijnë në mendje femrat në shoqërinë e sotme, me moral artificial, inteligjencë djallëzore, sjellje dinake dhe temperament të çuditshëm. Ka gra dinake që shkojnë mirë me të gjithë, janë të buzëqeshura dhe vlerësohen nga të gjithë. Ato janë gjuhëmbël, u rrjedh mjaltë nga goja dhe nuk kanë asnjë të metë të dukshme. Por në marrëdhënie me burrin e vet, ajo është gjithmonë rebele ndaj tij, nuk e përmbush detyrën e saj të martesës, gjithmonë e përbuz bashkëshortin e vet, e nënçmon atë, nuk i pëlqen asgjë që blen ai, e bezdis me llafe, nuk i përgatit as mëngjes e t'ia vërë para, e as nuk e pret me fytyrë të qeshur në mbrëmje, sepse nuk rri në shtëpi, por sa tek fqinjët, sa jashtë në rrugë... "*

Po ashtu, një nga çështjet që miqtë e Zotit i kushtojnë më shumë rëndësi është respektimi i përpiktë i «ligjit hyjnor» në jetën e tyre familjare. Ata gjithmonë i kanë dhënë përparësi respektimit të kufijve hyjnorë dhe nuk u janë nënshtruar tekave të bashkëshorteve të tyre. Ata nuk e toleruan shpërdorimin për shkak të dëshirave të tyre për një jetë luksoze dhe nuk e helmuan paqen familjare me borxhe që do të tejkalonin buxhetet e tyre. Në çdo aspekt, kriteret e tyre ishin Kurani dhe Sunneti i Profetit (a.s.). Ata kurrë nuk kanë lejuar cenimin e moralit Islam dhe nuk janë angazhuar me aktivitete që e lidhin njeriun pas këtij bote, qofshin ato edhe të lejueshme, ose të frekuentojnë vende ku nuk bëhet aspak kujdes ndaj privatësisë.

Bija e hoxhës sonë të nderuar Osman Efendisë, tregon:

*"Unë kam këtë kujtim me gjyshin tim Musa Efendinë: Një mik i burrit tim të dashur, Fahreddin Beut, na rregulloi një vend për pushime në Fet'hije...*



*Askush nuk ishte atje, përveç nesh si familje. Sigurisht, fëmijët ishin shumë të lumtur që po shkonim me pushime ... Biletat u prenë dhe u bëmë gati. Një ditë përpara shkova të vizitoja gjyshin tim me qëllim që të ndaheshim.*

*«Shiko, gjysh; është vend shumë i pastër dhe nuk ka njeri!.. Kështu, e ashtu...», - i tregoja unë gjithë ngazëllim. Gjyshi im u vrenjt menjëherë në fytyrë. «Oboboo!» - thashë me vete: «Duhet të kem thënë diçka që e ka mërzitur gjyshin tim!?» Ai vështroi qilimin për pak kohë, pastaj ngriti kokën dhe tha: «Ne duam Bursën!»*

*Unë shtanga në vend, por u dorëzova menjëherë dhe thashë «në rregull». Më pas po mendoja si t'ua thosha fëmijëve. Gjithsesi, ua shpjegova fëmijëve, të cilët natyrisht u habitën. Të nesërmen u nisëm për në Bursa. Gjatë rrugës, fëmijët murmuritën pak, por ai ishte udhëtimi ynë më i bukur në Bursa. Qëndruam dhjetë ditë. Megjithëse ishte një vend që e kishim vizituar shumë herë më parë, ai udhëtim kishte një shije krejt tjetër. Menduam se ndoshta ishte begatia e dorëzimit tonë".*

Miqtë e Allahut iu afruan traditave dhe zakoneve me mirëkuptim, me kusht që ato të mos kundërshtonin ligjin hyjnor dhe, këtë lloj qasjeje e kanë bërë parim të jetës së tyre familjare. Në mënyrë të veçantë, është jashtëzakonisht e rëndësishme të respektohen zakonet dhe traditat në marrëdhëniet me anëtarët e familjes, të afërmit dhe fqinjët. Disa dijetarë, shprehjen «jeto brenda kornizës së Marufit» të përmendur në ajet, e kanë interpretuar si «krijo një jetesë të mirë sipas traditës».

Si në çdo gjë tjetër, edhe në martesë ka situata të ndryshme. Për disa duhet falënderuar, e për disa të tjera duhet bërë durim. Miqtë e Allahut e kanë konsideruar të përshtatshëm divorcin kur bëhet fjalë për mosmarrëveshje ekstreme, shqetësim dhe mungesë mirëkuptimi në jetën familjare. Kjo, sepse ndonjëherë jeta martesore shndërrohet në padrejtësi të bashkëshortëve ndaj njëri-tjetrit dhe nuk është e drejtë të vazhdosh një jetë të tillë. Në një ajet fisnik, Zoti ynë i Plotfuqishëm urdhëron: **«... Në këtë mënyrë, nuk dëmtoni askënd e as nuk dëmtoheni vetë.»** (Bekare, 279) Sigurisht, divorci është zgjidhja e fundit që duhet menduar. Durimi, toleranca dhe falja janë thelbësore. Sidoqoftë, mund të lindin situata të atilla, ku ndarja e rrugëve është një zgjidhje, madje edhe mirësi.



Disa nga çështjet e tjera të cilave miqtë e Zotit i kushtojnë vëmendje për paqen dhe stabilitetin e familjes janë edhe këto:

• Ata përpiqen të vijnë çdo ditë në shtëpi në kohën e duhur. Ata nuk i kthejnë në justifikime punët e tyre. Edhe nëse paraqitet një situatë shumë e nevojshme, ata paralajmërojnë paraprakisht.

• Ata nuk i ndajnë me të tjerët sekretet familjare. Madje, për shkak se e dinë që mund të shkaktojë zili, ata nuk e konsiderojnë të drejtë të ndajnë as lumturinë e tyre me të tjerët.

• Edhe pse e konsiderojnë të rëndësishme të jenë të mirë dhe të dhembshur ndaj familjarëve të tyre, ata nuk e teprojnë aq sa t'i llastojnë ata.

• Vendosmërinë në administrimin e familjes, e konsiderojnë të detyrueshme dhe thelbësore për një jetë të rregullt dhe të disiplinuar. Prandaj ata nuk i mbyllin sytë ndaj gjithçkaje.

• Kur një nga anëtarët e familjes së tyre është i sëmurë ose ka nevojë për kujdes, ata e vazhdojnë kujdesin dhe shërbimet e tyre më intensivisht dhe më me ndjeshmëri.

• Duke qenë të vetëdijshëm për faktin se një nga të drejtat më të rëndësishme është e drejta e familjes, ata qëndrojnë larg nga padrejtësitë dhe lëndimi i zemrave të tyre.

Si përmbledhje, investimi që bëhet në kujdesin, afrimitetin, dashurinë dhe dhembshurinë familjare do t'i kthejë shtëpitë në një qoshe xheneti dhe do të jetë një mjet fitimi për të gjithë ne familjarët. Po ashtu, devotshmëria më e bukur ndaj Zotit, arrihet më lehtë në një familje të qetë. Kënaqësia e Zotit nuk është në mosmarrëveshje dhe grindje, por në paqe dhe qetësi.

# Modeli i të riut të devotshëm e fisnik

Dr. Murat Kaja

Jahja (a.s.), jetoi një jetë të shkurtër, por të bukur, plot sjellje shembullore. Në artikullin tonë të fundit, kemi folur për cilësitë e tij të bukura që duhet të merren si shembull nga të rinjtë në fushën e besimit, dijes, adhurimit dhe moralit. Në këtë artikull, ne do të përpiqemi të përmendim karakteristika të tjera të rëndësishme.

## SHEMBULL NË DEVOTSHMËRI

- Jahja (a.s.), i frikësohej Allahut, nxitonte drejt bindjes ndaj Tij, ndiqte urdhrat e Tij dhe shmangej nga harami. Ai ishte shumë i pastër dhe nuk bënte gjynahe, sepse parimi i jetës së tij ishte devotshmëria ndaj Allahu. (Taberî, 1420: 18/159) Ai qante shumë për shkak të frikës nga Allahu.[1] Lidhur me këtë, i Dërguari i Allahut (a.s.), ka thënë:

*"Të gjithë bijtë e Ademit kanë bërë gjynahe ose e kanë dëshiruar atë, përveç Jahja bin Zekerijjas."*[2]

1. Ahmed b. Hanbel, ez-Zuhd, 76.
2. Ahmed b. Hanbel, Musned, 1: 292, 295, 301

Profetët janë njerëz të pafajshëm, të cilët Allahu i ka mbrojtur nga gjynahet. Ndërsa njerëzit e tjerë nuk janë të tillë. Sidoqoftë, detyra e tyre është të përpiqen t'i shmangin gjynahet. Dhe, largimi nga të ndaluarat vjen gjithmonë para kryerjes së urdhrave të Allahut. Për rrjedhojë, është e nevojshme që para së gjithash, këtë ndjeshmëri tua injektojmë edhe të rinjve tanë. Përkundër kësaj, duhet shpjeguar edhe se është e nevojshme që pas ndonjë gjynahu, të përqafojmë menjëherë pendimin dhe të kërkojmë falje për to. Në fakt, Jahja (a.s.), ishte shembull për të rinjtë edhe në këtë drejtim. Sipas transmetimit të Hasan Basriut, një ditë, Isai (a.s.), ishte takuar me Jahjan (a.s.). Isai (a.s.), i thotë: *«Lutju Allahu të më falë, sepse ti je më i mirë se unë!»* Jahja (a.s), ia ktheu: *«Në fakt, ti duhet t'i lutesh për mua; ti je më i mirë se unë!»*. Isai (a.s), tha: *«Ti je më i mirë se unë, sepse unë e përshëndeta veten time selam, ndërsa ty të përshëndeti Allahu»*.[3]

Në këtë transmetim, të dy profetët, nga njëra anë shpjeguan rëndësinë dhe domosdoshmërinë e kërkimit të faljes, e nga ana tjetër, ata treguan shembullin më të mirë të përulësisë dhe respektit për personin tjetër.

3. Merjem 19/15, 33; Jahjâ b. Sellâm, Tefsîr, thk. Dr. Hind Shelebî (Bejrut, 1425/2004), 1: 218.



- Kur flitet për Jahjan (a.s.), si një djalë me namus dhe i vetëpërmbajtur, në Kuran përdoret fjala «hasur» (shih. Al-i Imran 3/39)

Elmallëllë Muhammed Hamdi Yazër e komenton kështu këtë fjalë:

*«Beqar që e përmban veten qoftë nga femrat e qoftë nga epshet e tjera të kësaj bote, ndërkohë që fuqinë dhe mundësinë t'i ketë ato, njeri me namus dhe asket».* (shih. Hak Dini 2: 1096)

Përdorimi i hiperbolës në këtë ajet tregon kujdesin dhe vëmendjen e Jahjas (a.s.), për të mbrojtur dëlirësinë e tij, për të kontrolluar epshin e tij dhe për të qëndruar larg haramit, si dhe vlerën e kësaj cilësie tek Allahu i Madhëruar. Kontrolli i egos dhe epshit të tij, është hapi më i madh për një të ri në kuadër të frenimit të dëshirave të tepërta të kësaj bote dhe të ruajtjes nga gjynahet. Gjatë periudhës së rinisë, kur epshi është më i fortë dhe shumë gjynahe bëhen për shkak të këtyre ndjenjave, njeriu dëmtohet rëndë, sidomos në aspektin shpirtëror. Prandaj, fëmijëve dhe të rinjve duhet t'u shpjegohet tërësisht rëndësia e namusit dhe të edukohen në këtë drejtim. Përveç kësaj, detyra e të rriturve është të sigurojnë mjedise ku të rinjtë mund ta ruajnë më lehtësisht pastërtinë e tyre.

Allahu e përshëndeti me selam Jahjan (a.s.), ditën kur ai lindi. Po kështu, Ai na bëri të ditur se do ta përshëndeste atë edhe ditën që do të vdiste dhe ditën që do të ringjallet. (Merjem 19/15) Kjo përshëndetje kuptohet si vijon: Në ditën kur lindi Jahja, Allahu nuk e lejoi shejtanin ta dëmtonte, por i dha mbrojtje. Për këtë arsye, thuhet se Ditën e Gjykimit, ndërkohë që të gjithë do të vijnë qoftë edhe me një gjynah të vetëm, Jahja (a.s.), do të vijë pa asnjë gjynah. Po ashtu, ditën që vdiq, ai ishte i mbrojtur edhe nga sprova e varrit. Ditën kur ai do të ringjallet, ai do të jetë i sigurt nga mundimi i Ditës së Gjykimit dhe nga frika e asaj dite të tmerrshme.[4]

## SHEMBULL NË FAMILJE

- Jahja (a.s) i donte shumë prindërit e tij, u bindej urdhrave të tyre, përpiqej të përmbushte dëshirat e tyre, kurrë nuk i kundërshtonte e as rebelohej ndaj tyre. (Merjem 19/14; Taberi, 18: 160) Në Islam, fill pas adhurimit të Allahut, vjen mirësia dhe bindja ndaj prindërve. Allahu i Madhërishëm urdhëron: **"Ne e kemi urdhëruar njeriun që t'i nderojë prindërit e vet. Nëna e ka mbartur atë, duke duruar mundim pas mundimi, e ndarja e tij (nga gjiri) është brenda dy vitesh. Ne i thamë atij: «Bëhu falënderues ndaj Meje dhe prindërve të tu! Tek Unë do të ktheheni të gjithë»."** (Lukman, 14; shih. Nisa, 36.)

- Allahu i Madhërishëm na bën të ditur se Jahja (a.s.), nuk ishte as tiran dhe as kryeneç. (Merjem, 19/14) Ai nuk i detyronte njerëzit të rebeloheshin kundër Allahut, nuk zemërohej, nuk godiste dhe nuk vriste askënd. (Maturidi, 7: 225) Sepse, kushdo që ndëshkon dikë padrejtësisht prej zemërimit, është tiran. (Razi, 21: 518) Krahas gjithë këtyre, Jahja (a.s.), nuk ishte arrogant as ndaj Zotit, e as ndaj prindërve të tij. Ai ishte jashtëzakonisht i përulur dhe modest ndaj tyre, bënte atë që e urdhëronin dhe qëndronte larg nga ato që e ndalonin. (Taberi, 18: 160)

Të rinjve u duhet mësuar menaxhimi i zemërimit. Një i ri që mund ta arrijë këtë, mund të shpëtojë më lehtë nga të qenit i ashpër dhe rebel ndaj prindërve dhe njerëzve të tjerë. Nga Ebu Hurejre (r.a.), transmetohet se, njëherë Ebu Derda i tha të Dërguarit të Allahut: "Më mëso diçka që do të më çojë në Xhenet!" Profeti ynë i nderuar (a.s.), i tha: *"Mos u zemëro!"*[5]

- Taberiu, ajetin «**...Më dhuro nga ana Jote një pasardhës**» (Merjem, 19/5), e komentoi si, *«Më furnizo nga Vetja Jote me një fëmijë që do të më trashëgojë dhe do të më ndihmojë»*. (Taberi, 18: 145)

- Nga kjo lutje e Zekerijjas (a.s.), mund të nxjerrim një kuptim të tillë: Një i ri mysliman duhet të mbrojë ekzistencën materiale dhe shpirtërore të babait dhe prejardhjes së vet dhe ta ndihmojë familjen e tij në punë të mira. Në veçanti, ata duhet të mbrojnë jetën e tyre fetare dhe të përpiqen të përcjellin kuptimin e vërtetë të fesë tek brezat e ardhshëm.

## SHEMBULL NË SHOQËRI

Në dy ajete, na bëhet e ditur se Jahja (a.s.), është një nga të mirët.[6] Fjala «Salih» në fjalor ka kuptimet si: «i dobishëm, i mirë, i drejtë dhe i bukur, e pastër nga të gjitha llojet e të metave dhe gabimeve, paqësor dhe harmonik». Kjo fjalë është e kundërta e "fasid" (i prishur, i parregullt) dhe "su" (i keq, i shëmtuar).[7] Ndërsa si term, nënkupton se, një person i cili sillet mirë në aspektin fetar dhe moral[8], beson në Allahun dhe Ditën e Fundit, urdhëron për të mirë, ndalon nga e keqja dhe garon në vepra të

4. Taberi, 18: 160.

5. Buhari, Edeb, 76; Tirmidhi, Birr, 73.
6. En'âm 6/85; Âl-i Imran 3/39.
7. Râgıb el-Isfahânî, Mufredât, "slh" md., 489-490; Sejjid Sherîf Xhu - xhani, et-Ta'rîfât, "sâlih" md., 131.
8. Hud 11/46; el-Ankebut 29/9.

mira, quhet «Salih». (shih. Al-i Imran 3/114).

Jahja (a.s.), për ne është «modeli i një rinie të mirë». Në fakt, të gjithë njerëzit, të rinjtë, mosha e mesme dhe të moshuarit, duhet të inkurajohen të jenë të mirë dhe të drejtë. Mirëpo, i riu i mirë shpreh një kuptim tjetër. Allahu i Madhërishëm na informon se Ai është miku dhe mbrojtësi i të drejtëve, se robërit e mirë të Allahut do të trashëgojnë tokën, se ata që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, qofshin burra apo gra, do të bëjnë një jetë të bukur dhe të këndshme, dhe po ashtu, Ai do t'u japë atyre shpërblime të çmuara në ahiret.[9] Për këtë arsye, profetët gjithmonë i janë lutur Allahut duke thënë: «*Më bëj një nga të mirët!*».[10]

- Fjala «Sejjid», e cila përmendet si një cilësi tjetër i Jahjas (a.s.), është komentuar si zotëri, karakter i lartë; superior në dije, fikh, botëkuptim, adhurim, butësi dhe vetëpërmbajtje. Po ashtu është interpretuar si i nderuar, inteligjent, i devotshëm, fisnik, i moralshëm, i çmuar tek Allahu dhe jo i mundur nga zemërimi i tij.[11] Përveç këtyre, kuptohet edhe si; i denjë për administrim, superior ndaj moshatarëve të tij dhe i vlerësuar nga njerëzit.[12] Të gjitha këto janë cilësi shumë të mira që mund t'u ofrohen të rinjve si ideal. Për këtë arsye, të mëdhenjtë i inkurajojnë vazhdimisht të rinjtë të jenë zotërinj.

## NJË I RI I PASHOQ NË ÇDO ASPEKT

Fjala «semijj» që përdoret në ajetin e 7-të të sures Merjem është kuptuar në mënyra të ndryshme. Por shumica e komentuesve, kuptimin «adash/emnak» e konsideruan më të fortë. Në këtë rast, kuptohet që emri «Jahja» nuk i ishte dhënë askujt më parë. Për rrjedhojë, edhe hulumtimet tregojnë se ky emër nuk është përdorur kurrë më parë dhe se ai u bë i përhapur pas Jahja-s. Hebrenjtë i jepnin shumë rëndësi emërtimit të fëmijët e tyre me emrat e të parëve. Prandaj, fakti që Jahjas (a.s.), iu dha një emër që nuk është përdorur kurrë më parë nga paraardhësit e tyre, i befasoi ata. Kjo praktikë filloi shkatërrimin e «epërsisë së prejardhjes» dhe «të kuptuarit institucional të fesë bazuar në traditën familjare» te hebrenjtë, dhe përfundimisht çoi në shfuqizimin e klasës klerike dhe traditës hebraike «Kohen» .[13]

Disa dijetarë si Muxhahidi dhe Said b. Xhubejri, preferuan kuptimin «unik/i pashoq» për fjalën «semijj».[14] Maturidi tha se më parë nuk ka pasur asnjë të ngjashëm me të në virtyt dhe grada, se ai kurrë nuk bëri gjynahe dhe se as nuk dëshiroi të bënte.[15] Bazuar në kuptimin e dytë, shohim se edhe kjo karakteristikë e Jahjas (a.s.), mund të tregohet si një shembull për të rinjtë. Të rriturit dhe edukatorët mund t'i drejtojnë të rinjtë drejt qëllimit për t'u bërë unik në besim, njohuri, vepër, sjellje dhe moral.

Si përfundim, Jahja (a.s.), ishte një i ri shembullor, i cili në Kuran vlerësohet për cilësitë e tij të mira. Prandaj, ai mund të paraqitet si një personalitet shembullor për të rinjtë e të gjitha kohërave. Morali i tij i mirë i përmendur në ajete mund të studiohet gjerësisht dhe t'u ofrohen të rinjve që të përfitojnë prej tyre. Në fakt, të gjithë profetët në Kur'an u tregohen njerëzve si shembuj dhe se karakteristikat e përbashkëta të profetëve mund t'u shpjegohen të rinjve. Sidoqoftë, shfaqja e një personi të veçantë si model ka një efekt më të fortë tek njerëzit. Kjo e bën më të lehtë për njerëzit që të identifikohen me të. Një profet si Jahja (a.s), i cili u martirizua në moshë të re dhe jetoi vetëm fazat e fëmijërisë dhe të rinisë së jetës, mund të ketë një kuptim tjetër për të rinjtë. Të rinjtë mund të gjejnë zgjidhjen e problemeve të tyre të moshës më lehtë në këtë model, i cili tërheq më shumë vëmendjen e tyre. Për këtë arsye, vëmendja e të rinjve duhet të tërhiqet veçanërisht nga jeta e dëlirë e Jahjas (a.s.).

Selam i qoftë Jahjas (a.s.) dhe të gjithë profetëve!



9. A'raf 7/196; Enbija 21/105; Nahl 16/97.
10. shih. Junus 12/101; Shuara 26/83; Neml 27/19.
11. Âl-i imrân 3/39; Taberî, 6: 374-376.
12. Elmalılı, Hak Dîni, 2: 1096.

13. Yasin Meral, "Biz Yahya ismini daha önce kimseye vermedik!", Ankara Üniversitesi ilahiyat Fakültesi Dergisi 58:1 (2017): 213-223; Tolga Savas Altınel, "Soyun Önemi Baglamında Yahudi-Hasmoni Krallıgı ve Vaftizci Yahya", Marmara Üniversitesi ilâhiyat Fakültesi Dergisi 52 (Haziran 2017): 134.

14. Tefsiru Muxhahid, thk. Dr. Muhammed Abdusselâm Ebu'n-Nîl (Mısır: Dâru'l-Fikri'l-islâmi'l-Hadîs, 1410/1989), 454; Taberi, 18: 148; Ibn Ebi Hâtim, 7: 2399; Semerkandî, Bahru'l-ulûm, 2: 369; Zemahsheri, 3: 5.

15. Maturidi, Te'vîlâtü Ehli's-Sunne, 7: 221.

# Ata që i shkatërruan shtëpitë e tyre me duart e veta

*Ali Riza Temel*

Titulli i artikullit është marrë nga Kurani.

Fisi hebre Beni Nadir, të cilët jetonin në Medinë, u rrethuan nga myslimanët për shkak të tradhtisë së tyre. Ata u besonin kështjellave të tyre. Kur ndihma që ata prisnin nga hipokritët nuk erdhi, ata u detyruan të dorëzohen dhe të largohen nga Medina. Kur ikën, u lejuan të merrnin me vete aq sa mund të mbanin. Me 600 ngarkesa deve, ata morën me vete sendet e tyre të lehta dhe të shtrenjta. E ndërkohë që po largoheshin, ata i shkatërruan shtëpitë e tyre, shkulën shtyllat, shpuan tavanet dhe rrëzuan muret, në mënyrë që të mos u mbeteshin myslimaneve. Allahu i Madhërishëm këtë situatë na e bën të ditur në këtë mënyrë: **"...** (Allahu) **mbolli frikën në zemrat e tyre, e cila bëri që ata t'i shkatërronin shtëpitë e veta me duart e tyre, si dhe me duart e besimtarëve..."** (Hashr, 2.)

Mund të pyetet, pse e bëmë këtë ngjarje temë të artikullit. Përgjigja për këtë është e thjeshtë dhe e qartë. Sepse sot, myslimanët janë të zënë me shkatërrimin e shtëpive të tyre me duart e veta.

Islami është shtëpia jonë, fortesa jonë kundër armiqve. Në një farë mënyre, është si Anija e Nuhut që na nxori shëndosh e mirë në breg. Si myslimanë, ne nuk kemi asnjë shtëpi tjetër për të futur kokën dhe asnjë anije tjetër për të hipur. Të tjerët nuk na pranojnë as si refugjatë. Fakti që myslimanët, shtëpitë e të cilëve u shkatërruan

*Ndërkohë që Beni Nadirët i shkatërruan shtëpitë e tyre me duart e veta dhe të myslimanëve, ne myslimanët sot po i shkatërrojmë shtëpitë tona me duart tona dhe të armiqve tanë. Banesat dhe strehëzat tona po shkatërrohen si nga brenda ashtu edhe nga jashtë. Për më tepër, ndryshe nga Beni Nadirët, ne nuk i marrim me vete materialet e shtëpisë sonë, por ua lëmë armiqve tanë. Kështu që ne shkatërrojmë kështjellën tonë dhe riparojmë atë të armiqve tanë.*



dhe vet u bënë refugjatë, duke u mbytur deteve gjatë rrugës për në vendet jomyslimane dhe duke u poshtëruar nëpër kufij, janë tablotë më të dhimbshme të gjendjes sonë të mjeruar.

Ndërkohë që Beni Nadirët i shkatërruan shtëpitë e tyre me duart e veta dhe të myslimanëve, ne myslimanët sot po i shkatërrojmë shtëpitë tona me duart tona dhe të armiqve tanë. Banesat dhe strehëzat tona po shkatërrohen si nga brenda ashtu edhe nga jashtë. Për më tepër, ndryshe nga Beni Nadirët, ne nuk i marrim me vete materialet e shtëpisë sonë, por ua lëmë armiqve tanë. Kështu që ne shkatërrojmë kështjellën tonë dhe riparojmë atë të armiqve tanë.

Thonë se *«Kalaja merret nga brenda»*. Kali i Trojës është shembulli më i mirë për këtë. Brendësia e kalit të Trojës përbëhej nga armiqtë. Por ushtarët e kuajve të Trojës mes nesh janë po prej nesh. Ata bashkëpunojnë me armiqtë tanë.

Si myslimanë, ne po e tronditim vet strukturën tonë të fortë. Me duart tona, ne po këpusim «litarin e Allahut» që siguron unitetin, forcën, fuqinë dhe dinjitetin tonë. E, kur litari këputet, ne shpërndahemi si rruazat e tespiheve. Ne i harrojmë çështjet kryesore, bëhemi pre e armiqve ndërkohë që luftojmë për detajet. Ata që tronditin unitetin dhe integritetin tonë, veprojnë kështu, ose nga injoranca, ose nga egoizmi, ose ngaqë janë tradhtarë. Rifitimi i dinjitetit nga ana myslimanëve, që po përjetojnë ndoshta periudhën më të mjerueshme të historisë së tyre, varet nga forcimi i strukturës së tyre të brendshme kundër armiqve dhe përqendrimi i të gjitha përpjekjeve të tyre në prodhimin e planeve dhe projekteve për të thyer rrethimin e armikut.

Aktivitetet dhe përpjekjet që nuk synojnë të forcojnë strukturën tonë fizike dhe morale, për të forcuar unitetin dhe integritetin tonë, por që përkundrazi, çojnë në konflikte dhe diskutime të panevojshme, janë rezultat i injorancës, egoizmit ose tradhtisë. Fjalët dhe sjelljet që nuk kurojnë plagët e myslimanëve, por e përkeqësojnë edhe më tej gjendjen, si dhe debatet mbi detajet, janë ndër arsyet më të rëndësishme të dobësisë sonë.

Duke lënë anash synimet kryesore, sikur të gjitha problemet tona i kemi zgjidhur, kushtet dhe kërkesat për të qenë «umeti më i mirë» i kemi përmbushur, urdhërimin e së mirës dhe ndalimin e së keqes e kemi realizuar dhe jemi ngritur në pozitën për të qenë shembull dhe udhëheqës për njerëzimi; ne myslimanët vazhdojmë të debatojmë me njëri-tjetrin për çallmat, mjekrat dhe mustaqet; përfshihemi në grindje sektare dhe në axhendën tonë ditore të diskutimeve kemi gjithmonë çështje dytësore. Për ta thënë më butë, kjo më së paku është budallallëk, vrasje dhe tradhti. Sepse këto diskutime dëmtojnë forcën, unitetin, integritetin dhe vëllazërinë tonë, duke mos na lënë pikë fuqie dhe force për të luftuar armiqtë e jashtëm.

Prandaj, është e nevojshme të qëndrojmë sa më larg diskutimeve që shkaktojnë dëm, përçarje dhe luftë në vend të përfitimit. Profeti ynë (a.s), duke dashur të na tregojë rrugën e drejtë, na ka mësuar këto lutje: *"O Allah! Strehohem tek Ti nga dija e padobishme!"* dhe *"O Allah! Bëma të dobishme atë që më mëson! Më mëso gjërat e dobishme dhe ma shto diturinë!"* (Ibn Maxhe, 250-251.)

Le të kujtojmë këtu një ngjarje që e shpreh më së miri gjendjen tonë për tu ardhur keq: Njëherë, në një vend ndodhi një mosmarrëveshje mes xhematit në lidhje me numrin rekateve të namazit të teravisë, ku disa thoshin janë tetë rekate, e disa të tjerë njëzet rekate. Çështja vajti deri aty sa filloi grindja dhe shkuan tek një dijetar. Dijetari, i cili ishte i njohur me dobësitë e myslimanëve, u tha: "Namazi i teravisë është sunnet, kurse grindja dhe armiqësia mes myslimanëve është haram. Nëse çështja e rekateve të teravisë ju çon në luftë dhe ju armiqëson me njëri-tjetrin, atë-



herë është më mirë të mos e falni fare namazin e teravisë «.

Është për të ardhur keq që xhamia dhe xhemati, ku forcohet kohezioni dhe vëllazëria, të shndërrohen në shkaqe konflikti dhe ndarjeje. Gjendja jonë na kujton situatën e priftërinjve që po diskutonin për gjininë e melekëve në Ajasofia, kur Stambolli po pushtohej nën komandën e Sulltan Mehmet Fatihut. Të krishterët e mbledhur në Ajasofia besonin se një melek do ta merrte Stambollin nën krahët e tij dhe do t'i mbronte nga myslimanët. Me këtë rast ata po debatonin mes tyre nëse ky melek ishte mashkull apo femër. Kur panë Fatihun para tyre, e kuptuan që gjithçka kishte mbaruar, por tashmë ishte tepër vonë dhe ky kuptim i vonë nuk u solli asnjë dobi.

Në veçanti, është gjynah i madh për disa nga teologët tanë akademikë se në vend që t'u sjellin dobi myslimanëve, diskutojnë detaje që dëmtojnë umetin. Sjellja në rend të ditës e çështjeve të diskutueshme, kur ka çështje kryesore për të cilat është rënë dakord, i hap derën grindjeve dhe mosmarrëveshjeve. Edhe nëse mendimi është e saktë, jo çdo e vërtetë thuhet në çdo kohë e vend. Sadi Shirazi thotë: *«Një gënjeshtër që pajton, është më e mirë se një e vërtetë që ndan.»*

Dihet se në Islam është e lejueshme të gënjesh për të pajtuar bashkëshortët. Kjo, sepse shmangia nga të gjitha llojet e fjalëve dhe sjelljeve që do të çojnë në grindje dhe përçarje është kusht parësor. Ne s'mund të arrijmë askund me debatet rreth Mehdiut, Mesihut, Dexhallit, frymëzimit, keshfit, kerametit, shejhut, etj. Kështu nuk bëjmë gjë tjetër veçse e harxhojmë energjinë dhe dëmtojmë unitetin tonë.

Kush ka përfituar deri më tani nga konflikti suni-shii? Shfrytëzimi i Aliut, Fatimes, Hasanit dhe Huseinit për të ndezur armiqësinë, nuk i sjell dobi as Shiitëve dhe as Sunitëve. Sigurisht, ne s'kemi për të ngritur një gjykatë dhe ta kalojmë kalifatin nga Ebu Bekri (r.a.), tek Aliu (r.a.). Ngjarjet historike kujtohen për të marrë mësim, jo për të luftuar. Padyshim se gjithçka do të zbulohet në Gjykatën Supreme: «**Ai do të gjykojë në Ditën e Kiametit për kundërshtitë, që keni pasur ndërmjet jush."** (Haxh, 69)

Ata që duan ta mbajnë veten në rendin e ditës duke sjellë fjalë kontradiktore dhe çështje që konsiderohen përjashtime, janë njerëz të sëmurë. Ata thonë: «Veproni kundër rrymës që të bëheni të famshëm». Dëshira për të qenë i famshëm është një dobësi e personalitetit. Sigurisht, të jesh një person i mirë, të bësh sakrifica, të përpiqesh në rrugë të Allahut, të plotësosh nevojat materiale dhe shpirtërore të njerëzve, të marrësh lutje dhe të kujtohesh me mirësi, nuk është e njëjtë si të kesh një reputacion të keq. Edhe Nemrudi, edhe Faraoni, edhe Ebu Xhehli janë të famshëm. Por fama që meriton mallkim është një katastrofë e përhershme.

Si përfundim, ne s'duhet të prishim as shtëpinë tonë, e as shtëpinë e dikujt tjetër padrejtësisht. Sa bukur është të jesh konstruktiv në vend që të jesh shkatërrues në botën tonë ku ka shumë shkatërrues shtëpish. Nëse shkatërrojmë shtëpinë tonë me duart tona, jo vetëm që nuk do të jemi në gjendje të gjejmë një shtëpi tjetër të sigurt për të futur kokën, por do të lëmë edhe njerëzit e tjerë të pastrehë. Islami është streha e të vuajturve dhe të shtypurve. Në shtëpinë e hajdutëve vetëm grabitje ndodhin. As të grabisim, e as të grabitemi. Le të jetojmë në siguri dhe paqe në shtëpinë tonë.





# Fjala në Kuran

Dr. Ulfet Gorgulu

Krijimi filloi me një fjalë. Allahu e krijoi gjithësinë duke i thënë "bëhu" dhe ajo u bë. ***"Vërtet, urdhri i Tij, kur Ai dëshiron diçka, është t'i thotë asaj: "Bëhu!" - dhe ajo bëhet"*** (Jasin, 82).

Njeriu është krijesa më e nderuar në gjithësi, e cila e gjeti ekzistencën prej fjalës "Kun" (bëhu). Me gjuhën e Kuranit: ***"I gjithëmëshirshmi ka krijuar njeriun dhe i ka mësuar atij të folurit e qartë"*** (Er-Erahman, 3-4). Për këtë arsye, njeriu u pajis me aftësitë e duhura për të folur. Që në fazën e parë të krijimit, kur Allahu i mësoi Ademit emrat (konceptet), theksohet fakti i të folurit. Në këtë mënyrë, njeriu u pajis me aftësinë për të kuptuar, menduar, shpjeguar dhe folur. Në fakt, mësimi i "emrave" nga njeriu, në një kuptim është një përgatitje terreni për të njohur dhe dhënë kuptim vetvetes, sepse arsye, që e dallon njeriun nga qeniet e tjera, është e aftë të perceptojë dhe t'i japë kuptim ekzistencës. Për rrjedhojë, fjala ka një vend të rëndësishën në ndërtimin e botës së besimit dhe mendimit. Fjala është mjet i mendimit, kurse gjuha mjet i fjalës. Gjuha është mjeti më i rëndësishëm në perceptimin e botës. Heidegeri thotë: "Gjuha është shtëpia e qenies sonë." Ndjenja dhe perceptimi ynë fetar gjen shprehje në gjuhë. Mevlana thotë: " Njeriu është i fshehur në gjuhë. Gjuha është perdja e derës së shpirtit. Nëse era ngre perdet, duket gjithçka në shtëpi. Atëherë, shiko çfarë ka në shtëpi: xhevahirë apo grurë." Për të shprehur fjalë në vlerën dhe cilësinë e xhevahirit duhet dituri, mendim dhe urtësi e thellë. Fjala ekziston për t'u shprehur. Shprehja e shndërron dobinë në përfitim. Sekreti i gjuhës është t'i japësh shpirt fjalës dhe përmes saj, të mbash zemrat të gjalla. Fjala duhet të jetë përkthyes i zemrës dhe të pasqyrojë dashurinë si gjuhën e përbashkët të gjithësisë.

Burimi më i rëndësishëm që ushqen fjalën është

Kurani. Fjala më e bukur, më e rrjedhshme, më e saktë dhe më tërheqëse mund të gjendet në Kuran.

## FJALA DHE MËNYRAT E PËRDORIMIT TË SAJ NË KURAN

Kurani vetë është fjalë. Në cilësinë e "Kaulu Fasl" (ndarjes së të vërtetës nga gënjeshtra) dhe "Kaulu thekil" (në ngarkimin e përgjegjësive të mëdha për pasuesit e Tij), Kurani është fjala më e bukur. Gjatë gjithë historisë, me harmoninë dhe stilin, Kurani jo vetëm që ka sfiduar letërsinë, por ka qenë burim ndikimi për të gjitha zemrat e besimtarëve.

Kurani si shprehje hyjnore, i ka dhënë rëndësi të veçantë fjalës. Fjala duhet të përfshijë veçoritë dhe cilësitë e duhura estetike. Sipas Kuranit, fjala duhet të jetë maruf (dashamirëse), belig (elokuente), sedid (e drejtë), lejjin,(e butë) kerim (bujare) dhe mejsur (e ëmbël).

a) Kaulu maruf (fjalë dashamirëse)

***" Fjala e mirë dhe falja e gabimit janë më të vlefshme se lëmosha që përcillet me fyerje. Allahu është i Vetëmjaftueshëm dhe i butë (nuk nxiton në dënime)"*** (Bekare, 263). Megjithë ajetin e përmedur "Kaulu maruf", përmendet në pesë ajete Kuranore. Kaulu maruf është çdo fjalë me vend, e drejtë, kuptimplote, e qartë, jofyese dhe që nuk ngjall asociacione negative.

b) Kaulu belig (fjalë elokuente)

***"Këta janë ata, për të cilët Allahu e di se ç'kanë në zemrat e tyre. Largohu prej tyre, këshilloji dhe thuaju fjalë që i prekin në zemër"*** (Nisa, 63). Ajeti thekson rëndësinë e të folurit bukur, i cili ndikon, lë gjurmë dhe përshtypje tek dëgjuesi.

c) Kaulu sedid (fjalë e drejtë)

***" O besimtarë, frikësojuni Allahut dhe thoni fjalë të drejta."*** (Ahzab, 70). Ajeti thekson në mënyrë direkte cilësinë e fjalëve të besimtarëve. Kurse në ajetin: ***"Le të druhen nëse ata lënë pas vetes fëmijë të mitur, duke u brengosur për ta, le të kenë frikë Allahun dhe të flasin fjalë të drejta."*** (En-nisa, 9). Theksohet veçanërisht rëndësia e thënies së fjalës së drejtë për fëmijët. Kaulu sedid është fjala e drejtë, e vërtetë, e shënjuar, udhëzuese dhe e urtë.

d) Kaulu lejjin (fjalë e butë)

Ndërsa mëson Musain dhe Harunin si duhet të flasin përpara Faronit, Kurani thotë: ***"Flitini atij fjalë të buta, se ndoshta kujtohet a frikësohet!"*** Kaulu lejjin është fjala e butë, e urtë duke mos fajësuar ashpër dhe haptas, por duke e shprehur të vërtetën siç është, ndryshe mund të quhet edhe gjuhë e stil diplomatik.

e) Kaulu kerim (fjalë bujare)

Ndërsa shpjegon mënyrën e sjelljes ndaj prindërve, Allahu thotë : ***Zoti yt ka urdhëruar, që të mos adhuroni askënd tjetër përveç Atij dhe të silleni mirë me prindërit. Nëse njëri prej tyre ose të dy arrijnë pleqërinë te ti, mos u thuaj atyre as "uh!", mos i kundërshto, por drejtoju atyre me fjalë respekti.*** (Isra, 23)

Kaulu kerim është fjalë e sjellshme, xhentile, e ëmbël, e dashur, e këndshme, e mbushur gjithë respekt e sinqeritet.

f) Kaulu mejsura (fjalë e ëmbël)

***"Por, nëse shmangesh nga ata (kur nuk ke asgjë për të dhënë), duke shpresuar në mëshirën e Zotit tënd, atëherë thuaju atyre fjalë të buta."***(Isra, 28)

Më e pakta që kërkohet të bëhet, kur nuk kemi mundësi për t'i ndihmuar, është fjala e butë. Pejgamberi (a.s.) e ka konsideruar sadaka fjalën e bukur.

Kurani u kërkon njerëzve të komunikojnë me fjalët më të bukura dhe të qarta në komunikimin me njëri-tjetrin. Kurani përmend edhe një sërë fjalësh negative, të cilat nuk duhet të jenë pjesë e fjalorit të një besimtari. Në këtë mënyrë, Kurani ka ndërtuar një traditë për mënyrën e përdorimit të fjalës. Kurani ka krijuar një estetikë të fjalës, përmes përngjasimit të fjalës së mirë dhe të keqe:

***"Vallë, a nuk e sheh se si Allahu e përqas fjalën e mirë me pemën e mirë, e cila rrënjën e ka të fortë në tokë, kurse degët nga qielli? Me lejen e Zotit të saj (pema) jep fruta në çdo kohë. Allahu u tregon shembuj njerëzve, që t'ua vënë veshin. Fjala e keqe është si pema e keqe me rrënjë të shkulura, e paqëndrueshme për ekzistencë. Allahu i forcon besimtarët me fjalë të qëndrueshme në këtë botë dhe në botën tjetër, kurse keqbërësit i shpie në humbje; Allahu bën ç'të dojë."*** (Ibrahim, 24-27.)

Sipas Kuranit, fjala duhet të jetë e frytshme si një pemë e shëndoshë me fruta. Nuk duhet harruar asnjëherë që fjala e bukur është në vlerën e sadakasë, e cila shuan zjarrin e xhehenemit.



# Premtimi ynë

*Mehmet Durmush*

Nëse ne si myslimanë nuk arrijmë ta përcaktojmë nga aspekti i Islamit se çfarë detyre na është dhënë në jetë apo, me një thënie tjetër, çfarë detyre na ka dhënë Allahu Teala neve si njerëz, atëherë jeta jonë mund ta vazhdojë rrjedhën e saj mbi vendime shumë të gabuara. Këtë le ta mendojmë pak më thellë.

Një mysliman që i beson Allahut Teala dhe që e pranon Islamin si fe (si një mënyrë jetese), natyrisht që ka marrë përsipër disa përgjegjësi. Përgjegjësia e parë është pastrimi i besimit si një besimtar. Myslimani duhet të përvetësojë vetëm akiden (besimin) që parapërcakton Kuranin Fisnik.

Së dyti, duhet t'i kryejë plotësisht të gjitha detyrat që Allahu kërkon prej tij. Po ashtu, duhet ta rregullojë edhe moralin. Siç e dimë, feja islame nuk e ndan akiden nga puna, adhurimin nga morali, politikën nga besimi etj. Nuk mund të imagjinohet që një besimtar, i cili i kryen ibadetet dhe bën kujdes ndaj hallallit e haramit, të jetë i pamoralshëm.

Këto që thamë më lart, janë një përshkrim i shkurtër i kushteve minimale që duhet të zbatojë një mysliman. Këto janë bazat e të qenit besimtar/mysliman. Sa kaq, Islami është një fe e tillë që nuk mjaftohet me gjendjen e mirë të ithtarëve të saj. Krahas kësaj, Allahu Teala i ka dhënë çdo myslimani detyrën të përhapë akiden e tevhidit në sipërfaqen e tokës, t'ia predikojë Islamin çdo njeriu që mund të arrijë dhe, veçanërisht, të urdhërojë të mirën e të ndalojë nga e keqja.

Është detyrë për çdo mysliman të luftojë për zhdukjen e plotë të fitnes, jo vetëm në lagjen ku banon apo në apartamenin dhe rrugën e tij, por në të gjithë sipërfaqen e tokës dhe t'ia përkushtojë fenë Allahut Teala.

Nëse një besimtar nuk përpiqet të urdhërojë të mirën dhe të parandalojë të keqen, ai nuk ka ndonjë vlerë të madhe te Allahu, edhe nëse fal pesëdhjetë namaze në ditë apo nëse kalon gjysmën e vitit me agjërim.

Krahas kësaj, asnjë besimtar nuk duhet ta shikojë veten e tij si njeriu i vetëm që duhet t'i largojë të këqijat në rruzullin tokësor, t'i kthejë të gjitha sherret në mirësi apo të parandalojë të gjitha përçarjet dhe prishjet në shoqëri. Asnjë njeri nuk ka mundësi ta bëjë këtë. Rregullimi dhe përmirësimi i të gjithë rruzullit tokësor, ftimi i të gjithë njerëzve në Islam etj., nuk është e mundur për asnjë besimtar që ta bëjë vetëm.

Askush nuk ia ka dhënë një fjalë të tillë Allahut, por edhe Allahu nuk ka kërkuar një fjalë të tillë prej askujt. Sikur të ishte përgjegjësi vetëm e një individi për t'i bërë myslimanë të gjithë njerëzit, atëherë përgjegjësit e parë për këtë do të ishin pejgamberët.

Ndërkohë që pejgamberët ishin bashkëbiseduesit e parë të shpalljes, nuk kanë qenë të obliguar t'i udhëzojnë të gjithë njerëzit. Kurani është i mbushur me ajete që e paralajmërojnë të Dërguarin e Allahut, (a.s.), në këtë aspekt. Ne tani dëshirojmë të shpjegojmë disa debate të sotme, duke u bazuar vetëm në njërin prej këtyre ajeteve fisnike.

Për ta paralajmëruar të Dërguarin e Allahut (s.a.s.), që të mos bjerë në pesimizëm kundrejt refuzimeve të qafirëve, Kurani Fisnik thotë:

***"Nëse përbuzja e tyre ty të duket e rëndë për t'u duruar, atëherë kërko – nëse mundesh – një zgavër në tokë ose shkallë në qiell, që t'u sjellësh atyre një mrekulli! Sikur Allahu të donte, do t'i kishte mbledhur ata në rrugë të mbarë, prandaj mos u bëj nga ata që nuk e dinë këtë!"*** (el-En'am 35.)

Është e vërtetë se qafirët e kanë refuzuar Islamin. Po ashtu, është e vërtetë se, krahas refuzimit, ata ishin bërë armiq të të Dërguarit të Allahut, saqë

mendonin për ta vrarë dhe e shikonin me urrejtje sikur do ta hanin me sy. Gjithashtu, është e vërtetë se të Dërguarit të Allahut, (a.s.), i vinte rëndë nga ky qëndrim dhe ndikohej, por i Dërguari i Allahut (s.a.s.), nuk kishte rrugë tjetër, përveçse të vazhdonte në predikimin e tij.

Atë nuk duhej ta brengoste mohimi i qafirëve. Ai nuk mund ta shkatërronte veten për këtë. Ajo që i takonte atij të bënte, ishte vetëm predikimi i Islamit, çdo gjë tjetër është në dorën e Allahut Teala.

I Dërguari i Allahut, (a.s.), nuk kishte mundësi të shkonte në qiell apo të hynte në fund të tokës për shkak se nuk besonte populli i tij. Domethënë, Pejgamberi nuk mund ta linte atë vend. Ai do të qëndronte në atë vend, do të edukonte njerëzit dhe nuk do ta linte thirrjen në Islam. Pasi ai ta kryente detyrën siç duhet, rezultati ishte në dorën e Allahut të madhëruar.

Sot, përpara se të mendojmë për çarjen e rrethimit, transformimin e sistemit dhe shkatërrimin e regjimeve diktatoriale, duhet të shikojmë se armiku po rritet shumë, po ashtu edhe ne si myslimanë po zvogëlohemi në të njëjtën shkallë. Pastaj na sugjerojnë që, për të kaluar këtë pengesë madhështore, duhet të zgjedhim disa rrugë që në situata normale nuk mund ta bëjmë.

Pra, duan të na thonë se tashmë tezat, si metodat dhe parimet profetike nuk kanë ndonjë dobi në këtë pikë. Kështu që, duhet të dalim jashtë perceptimit tonë dhe të bëjmë jurisprudencën e kohës për ta kaluar këtë pengesë të vështirë.

Kur ndalemi një çast dhe shikojmë se çfarë jurisprudence na sugjerojnë, ia vëmë veshin bashkëbiseduesit, por ballafaqohemi me një shprehje "të huaj". Shkurtimisht, së pari na thonë se jemi ballë për ballë me një problem shumë të madh, pastaj na këshillojnë të veprojmë në mënyrë të papërputhshme me sheriatin Islam, në mënyrë që ta kalojmë këtë problem. Në këtë mënyrë, përgatitet ambienti që do të na e nxejë gjakun për luftë në mbrojtje të sistemit.

Pasi ta përvetësojmë sistemin të cilin e shpjegova më lart, pasi të pranojmë luftën për të dhe, kur të bëjmë kushtetutën e tij, do të shkojmë në zgjedhje dhe nuk do të ngelë pengesë për të votuar në, mënyrë që të paktën, të hapim fusha lirie për veten tonë. Tashmë e gjejmë veten si një pjesë të sistemit, humbim ekuilibrin e balancën dhe e deformojmë boshtin tonë.

Si arritëm te ky proces? Arritën duke dyshuar nga metoda jonë origjinale dhe parimet tona themelore. Tashmë e kemi humbur besimin te vetja. Na ka zënë frika dhe paniku kundrejt fuqisë së sistemit të shirkut. Nuk duruam. Neglizhuam të gjitha paralajmërimet që Allahu Teala ua ka bërë shpesh të gjithë pejgamberëve. Në këtë mënyrë, jemi kapur pas iluzionit se ato paralajmërime kanë ngelur në të kaluarën dhe kushtet e ditëve të sotme, nuk u ngjajnë aspak atyre të së kaluarës.

Ne duhet të marrim të njëjtin mësim që ka marrë Muhamedi, (a.s.), nga ajeti i mësipërm. Mësimi i parë që duhet të marrim është ky:

"Ne nuk i kemi dhënë fjalë Allahu Teala se do ta rrëzojmë një regjim, sidoqoftë ai apo që të çajmë dhe kalojmë ndonjë lloj rrethimi. Pa ashtu, nuk kemi bërë ndonjë aktmarrëveshje me Zotin në lidhje me ndonjë punë që duhet ta bëjmë dhe dorëzojmë në një kohë të caktuar." Kështu, aktmarrëveshja që kemi bërë me Allahun është kjo:

"Të mbajmë emrin mysliman deri sa të vdesim, të mos pranojmë ndonjë fe apo ideologji përveç Islamit, të mos pranojmë për Zot asgjë tjetër përveç Allahut Teala, të mos ndjejmë dashuri dhe simpati ndaj regjimeve që kanë formuar qafirët, të jemi miq me besimtarët, të mos formojmë miqësi me qafirët, dhe më e rëndësishmja, të përpiqemi t'i predikojmë në çdo kohë e në çdo vend të vërtetat të cilave u kemi besuar."

Një mësim tjetër që mund të nxjerrim nga ajeti i mësipërm, është edhe ky:

"Sikur Allahu Teala të dëshironte, mund t'i bënte besimtarë të gjithë njerëzit. Këtë nuk e ka bërë, jo sepse është e vështirë për të, por ngaqë është duke i sprovuar të gjithë njerëzit. Në skenën e kësaj bote të gjithë janë duke luajtur rolin që u është dhënë. Për këtë arsye, ne jemi të obliguar që ta kryejmë detyrën që na është dhënë.

Nëse devijojmë në rrugë të tjera përveç kësaj, nëse i caktojmë vetes detyra të tjera dhe, nëse nxjerrim obligime të tjera përveç këtyre, atëherë do të thotë se kemi dalë jashtë rregullave të lojës që ka caktuar Allahu (xh.xh.). Allahu Teala nuk e lejon një gjë të tillë. Një tentativë të tillë e quan injorancë dhe Pejgamberin e ka paralajmëruar duke i thënë:

***"Mos u bëj nga ata që nuk dinë!"*** (el-En'am 35.)

Përfundimisht, mund të themi se ne si myslimanë, nëse besojmë dhe punojmë sipas besimit islam, nëse kemi një koshiencë dhe qëndrim politik islam, nëse mund ta kryejmë detyrën e predikimit ashtu siç na e kërkon feja, atëherë kjo është puna jonë. Kështu që, është e pamundur të marrim pjesë në zgjedhjet e sistemit të shirkut çfarëdo justifikimesh, dyshimesh dhe synimesh që mund të parashtohen.

Ne nuk mund të zgjedhim një të pavërtetë nga të pavërtetat. Kjo nuk është punë për ne. Zgjedhja jonë duhet të jetë Allahu Teala dhe i Dërguari i tij, (a.s.).



# Këshilla nga Profeti (a.s.)

M. Sami Ramazanollu

Një ditë, Profeti Muhammed (a.s.) i tha Muadh bin Xhebelit (r.a.):

*"O Muadh! Do të të them diçka, që nëse e mëson përmendësh dhe do të punosh me të, do të përfitosh. Nëse do ta harrosh, nuk mund të fitosh dot begatitë e Zotit."*

Profeti (a.s.) vijoi:

*"O Muadh! Para se të krijonte qiejt dhe Tokën, Allahu i Madhërishëm krijoi shtatë melekë rojtarë. Secilin prej këtyre melekëve e ka caktuar në hyrje të çdo qielli si rojtar i tij. Detyra e tyre është që të lejojnë të kalojnë vetëm ata për të cilët Zoti i Madhërishëm u ka lëshuar urdhër të kalojnë."*

Profeti Muhammed (a.s.) më tej tha:

*"Një ditë, melekët që shënojnë veprat e njerëzve, morën veprat e një robi të Allahut, të cilat ai i bënte nga mëngjesi deri në darkë, për t'i ngjitur në qiej. Edhe melekët i vlerësonin shumë veprat e tij dhe konsideronin se ishin të shumta. Por kur mbërritën në qiellin e parë, i kërkuan leje melekut rojë të qiellit të parë, duke thënë:*

*«Duam t'i paraqesim Zotit të Madhërishëm veprat e një robi, sepse veprat e tij janë shumë të pastra!»*

*«Ndaluni!», iu përgjigj meleku rojë: «Nuk mund të kaloni më tej. Kthehuni dhe përplasjani në fytyrë atij që ka bërë këto vepra! Zoti i Madhërishëm më ka caktuar këtu duke porositur që të mos lejoj veprat e asnjërit që përgojon tjetrin. Dhe ky njeri, veprat e të cilit i keni sjellë, vazhdimisht përgojonte.»"*

Profeti Muhammed (a.s.), vazhdoi:

*"Disa melekë të tjerë mbartën veprat e një robi tjetër dhe u ngjitën në qiell. Ata po diskutonin me njëri-tjetrin se veprat ishin shumë të pastra dhe se ai rob i bënte shpesh vepra të tilla. Ngaqë ato nuk ishin të përlyera me përgojime, meleku rojë i qiellit të parë i lejoi të kalonin.*

*Por kur mbërritën në qiellin e dytë, meleku rojë u tha me zë të lartë:*

*«Ndaluni! Kthehuni dhe përplasjani në fytyrë atij që ka bërë këto vepra! Unë jam meleku i mburrjes dhe Zoti i Madhërishëm më ka porositur të mos lejoj të kalojnë veprat, të cilat dikush i ka përlyer me mburrje dhe krenari dhe që i rrëfen me mburrje bëmat e veta para të tjerëve. Dhe ky njeri që i keni sjellë veprat është pikërisht i tillë.»"*

Profeti Muhammed (a.s.) më pas tha:

*"Një tjetër grup melekësh morën veprat e një robi tjetër dhe u ngjitën në qiell. Për melekët ato vepra ishin plot dritë. Ndër to kishin sadaka dhe lëmoshë që ai u kishte bërë nevojtarëve, kishin agjërime dhe namaze. Melekët po i shikonin me habi se si ky rob po mundohet për hir të Zotit. Dhe ngaqë ato nuk ishin të përlyera as nga përgojimi e as nga mburrja, melekët e qiellit të parë dhe të dytë i lejuan të kalonin.*

*Kur ata mbërritën te porta e qiellit të tretë, roja u tha:*

*«Ndaluni! Kthehuni dhe përplasjani në fytyrë atij që ka bërë këto vepra! Unë jam meleku i krenarisë dhe Zoti më ka lënë në qiellin e tretë me porosinë që të mos lejoj të kalojë veprat e askujt që ka krenari. Dhe ky njeri, të cilit i keni sjellë veprat, është krenar për veten e tij. Ai veten e kujton gjithçka dhe të tjerët i sheh më të ulët se vetja dhe sillet me ta duke u treguar kryelartë dhe duke i refuzuar. Në mbledhjet e tij, ai dëshiron të ulet në pozitën më të lartë. Veprat e tij nuk i pranon Zoti i Madhërishëm, pavarësisht se ju i shihni me vlerë.»"*

Më pas, i Dërguari i Allahut (a.s.) tha:

*"Grupi i katërt i melekëve mori veprat e një robi dhe u ngjitën në qiell. Ato vepra ishin si yll i shndritshëm për melekët. Në to kishin namaze, tesbih, haxh dhe umre. Melekët kalonin duke i mbartur këto vepra qiell pas qielli dhe kur mbërritën në hyrje të qiellit të katërt, roja u tha:*

*«Ndaluni! Kthehuni dhe përplasjani në fytyrë atij që ka bërë këto vepra! Unë jam melek i vetëpëlqimit dhe jam përcaktuar në qiellin e katërt. Zoti më ka porositur të mos lejojë të kalojnë veprat e atij që i pëlqen vetja shumë, sepse kështu ai e bën veten ortak me Zotin e Madhërishëm. Pra, ai ka ndjenja vetëpëlqimi dhe jo ndjenja të të qenit rob i Allahut të Madhërishëm. Dhe ky rob, veprat e të cilit keni sjellë, i pëlqente shumë vetja kur i bënte ato. Andaj, Zoti i Madhërishëm nuk ia pranon.»"*

Profeti Muhammed (a.s.) vazhdoi:

*"Një grup tjetër i melekëve, pra i pesti, mbarti veprat e një robi tjetër dhe u ngjit në qiell. Për ta ato vepra ishin sikur një nuse e zbukuruar dhe e parfumuar që përcillet për te dhëndri. Ata i kaluan të katër qiejt dhe kur mbërritën në qiellin e pestë, meleku rojë u tha:*

*«Ndaluni! Kthehuni dhe përplasjani në fytyrë atij*

*që ka bërë këto vepra! Thuajini atij që Zoti i Madhërishëm nuk ia pranon. Unë jam meleku i smirës dhe Zoti më ka porositur të mos i lejoj të hyjnë në qiellin e pestë veprat e smirakut. Ky njeri, veprat e të cilit keni sjellë, kishte smirë ndaj çdokujt që ka dije dhe ndaj çdokujt që bënte vepra të mira. Prandaj, nuk do të lejoj që të kaloni nga unë me veprat e tij.»"*

Pastaj i Dërguari i Allahut (a.s.) thotë:

*"Grupi i gjashtë i melekëve kishte marrë veprat e një njeriu tjetër dhe u ngrit në lartësitë qiellore. Ata kaluan pesë qiejt e parë dhe arritën në qiellin e gjashtë. Ato vepra ishin të pasura me agjërime, namaze, zeqate, haxh dhe umre. Melekët mendonin se të gjitha ato do të pranohen te Zoti i Madhërishëm. Por kur ata arritën në qiellin e gjashtë, meleku i atij qielli që qëndronte roje, u tha:*

*«Ndaluni! Këto vepra janë të atij që nuk kishte mëshirë ndaj robërve të tjerë të Allahut. Zoti më ka caktuar këtu që të ndaloj veprat që janë të zbrazëta nga mëshira ndaj robërve të tjerë. Prandaj, kthehuni dhe këto vepra përplasjani në fytyrë atij njeriu që i ka bërë dhe i thoni: Kur ti vetë nuk je i mëshirshëm me të tjerët, si mund t'i pranojë Zoti veprat e tua, duke të mëshiruar?! Kur ti nuk mëshiron, edhe Allahu i Madhërishëm nuk do të mëshirojë ty!»"*

I Dërguari i Allahut (a.s.) tha:

*"Një tjetër grup i melekëve morën veprat e një njeriu tjetër dhe duke kaluar qiell pas qielli mbërritën në qiellin e shtatë. Ato vepra përbëheshin nga namazet, agjërimet, zekati, dija për fenë, intelekti dhe vetëpërmbajtje. Veprat gumëzhinin si bletët dhe shkëlqenin siç shkëlqen dielli. Melekët ishin të gëzuar se po i çonin Zotit diçka të bukur. Veprat kishin aq shumë peshë, saqë ato i mbartnin tre mijë melekë.*

*Kur melekët kaluan gjashtë qiej dhe mbërritën te porta e qiellit të shtatë, meleku rojë u tha:*

*«Ndaluni! Nuk mund të kaloni më tutje. Kthehuni dhe përplasjani në fytyrë këto vepra atij që i ka bërë dhe vulosjani edhe zemrën, sepse Zoti i Madhërishëm më ka urdhëruar të mos paraqes para Tij veprat që nuk janë bërë për të fituar vetëm pëlqimin e Tij, por për të arritur edhe diçka tjetër. Këto vepra ai njëri i ka bërë për tjetërkënd e jo për Zotin. Ai njeri qëndronte mes dijetarëve dhe me krenari fliste për dijen dhe intelektin, që të fitonte famë në shoqëri. Ai nuk i ka bërë këto për të fituar pëlqimin e Zotit, por janë vetëm fjalë goje të tij.*

*Qëllimi i tij ishte që të njihej si një dijetar i madh dhe që dijetarët ta lavdëronin. Vepra që nuk është bërë tërësisht për hir të Zotit, por ka edhe përzierjeje vetëpëlqimi dhe dukjeje, nuk mund të pranohet te Allahu i Madhërishëm. Meleku tha: Kam urdhër që t'i ndalojë të kalojnë veprat e tilla. Kthehuni dhe përplasjani në fytyrë atij që i ka bërë këto vepra!»"*

Pastaj i Dërguari i Allahut (a.s.) tha:

*"Disa melekë të tjerë morën veprat e një robi tjetër dhe u ngjitën në lartësitë qiellore. Melekët që ishin rojë në shtatë qiej, të gjithë i lejuan të kalonin. Asnjë melek nuk kishte ndonjë ankesë për ato vepra. Çdo melek rojtar kur i kontrollonte thoshte: "Mirë janë" dhe i lejonte të kalonin. Ato vepra kishin zekate, agjërime, namaze, haxh, umre, virtyte të larta, përkujtimin e Zotit.*

*Kur melekët mbartës u ngjitën më lartë për t'i paraqitur para Zotit të Madhërishëm, i shoqëruan edhe melekët e qiejve dhe duke kaluar të gjitha dyert ata mbërritën në oborrin e Zotit të Madhërishëm. U rreshtuan para Tij dhe iu lutën:*

*«O Zoti ynë! Ky rob Yt gjithmonë rri i angazhuar në adhurimin Tënd dhe ne dëshmojmë për çdo vepër të tij të mirë. Ai bën shumë vepra të mira dhe pjesën më të mirë të kohës e kalon në bindje ndaj Teje. Është një rob shumë i sinqertë, që nuk ka asgjë të mangët.»*

*Pra, melekët e lëvduan shumë robin, veprat e të cilit kishin sjellë para Zotit. Por, Allahu i Madhërishëm iu përgjigj:*

*«Unë ju kam caktuar për të ruajtur veprat dhe për t'i shënuar ato. Ju mund t'i shikoni ato vetëm në dukje dhe ashtu i shënoni. Ndërsa Unë jam Ai që vëzhgoj zemrën e robit Tim. Duke bërë këto vepra, ky rob nuk e kishte parasysh pëlqimin Tim, por nijeti dhe synimi i tij ishte diçka tjetër. Ai dëshironte të kënaqte tjetërkënd e jo Mua.*

*Andaj, mallkimi Im është mbi të.»*

*Me të dëgjuar këtë, të gjithë melekët njëzëri thanë me zë të lartë:*

*«Mbi të është mallkimi Yt dhe mallkimi ynë.»*

Më pas atë e mallkuan të gjithë melekët që jetojnë nëpër shtatë qiej dhe gjitha krijesat e tjera që banojnë në to.

Muadhi r.a. kur e dëgjoi këtë këshillë të të Dërguarit të Allahut (a.s.), u drithërua dhe u frikësua tej mase dhe e pyeti:

"O i Dërguari i Allahut! Nëse kjo është gjendja e veprave, atëherë si mund të gjej shpëtimin dhe si mund të shpëtoj nga pakënaqësia dhe zemërimi i Zotit tim?"

I Dërguari i Allahut (a.s.) iu përgjigj:

*"Ndiqe rrugën time! Beso se robi i Zotit çfarëdo veprash të mëdha të bëjë, ato patjetër janë të mangëta. Andaj, mos u kreno për to, por besoje se Zoti ynë dhe Kujdestari ynë është i tillë që do të na falë edhe pas mangësive.*

*Por, duhet ta ruash gjuhën! Mos lëndo dikë nëpërmjet saj. Mos nxjerr fjalë të këqija. Mos e konsidero veten më të pastër se të tjerët dhe mos e deklaro pastërtinë tënde. Veprat që ti do të bësh për të fituar pëlqimin e Allahut dhe fitimet e botës tjetër, mos i përziej me synimet e kësaj bote. Mos krijo përçarje te njerëzit, përndryshe edhe ty do të të shqyejnë qentë e xhehenemit ditën e gjykimit. Mos i trego botës veprat e tua për dukje. Nëse do të ndjekësh këto porosi, atëherë edhe bekimi i Allahut të Madhërishëm do të jetë me ty."*

*"Elif Lám Râ. Ky është një Libër, vargjet e të cilit janë radhitur mrekullisht dhe janë parashtruar me hollësi nga ana e Një të Urti të Gjithëdijshëm."*

(Hud, 11)

Nën hijen e Kuranit, njeriu mëson të përsiatet mbi natyrën, të thellohet në ndjenja dhe mendime, të jetojë me fisnikëri. Jeta konsiderohet si rasti më i vlefshëm, prej të cilit duhet përfituar. Sepse rruga e lumturisë dhe bukurisë kalon nëpër këtë jetë. Njeriu zhvillon një perspektivë të re dhe një botëkuptim të bazuar në tevhid. Kjo perspektivë e re sjell një ndryshim rrënjësor në mënyrën e vlerësimit të marrëdhënieve midis njeriut dhe mjedisit përreth. Në hijen e Kuranit koncepte të tilla si fitimi-humbja marrin një kuptim tjetër, kështu që kriteret që përcaktojnë fitimin apo humbjen ndryshojnë. Fitimi në këtë botë nuk shikohet gjithmonë si fitim dhe humbja në këtë botë nuk shikohet gjithmonë si humbje. Nuk janë të pakta rastet, kur shumë vetë në planin tokësor duket sikur janë duke fituar, por që në të vërtetë janë duke humbur dhe anasjelltas. Fitimi i vërtetë nuk i përket kësaj bote, por ahiretit. Për rrjedhojë, jeta në të gjitha aspektet e saj, duke filluar nga jeta indviduale, në jetën familjare, nga jeta profesionale në jetën sociale, shndërrohet në një transaksion shpirtëror. Nëpërmjet Kuranit, njeriu fiton edhe në këtë botë edhe në botën tjetër. Kurse qytetërimi i sotëm ndoshta siguron fitim në këtë botë, por në botën tjetër humbja është e sigurt, sepse nuk ka krijuar një ekuilibër midis materiales dhe shpirtërores. Sipas Kuranit, njeriu nuk është thjesht një qenie materiale, por një qenie ku shpirti dhe materia janë të ndërthurua ngushtë me njëra- tjetrën. Vlerat shpirtërore janë thelbësore, përcaktuese në jetën e njeriut. Kurani i mëson njeriut se shpirtërorja është thelbësore dhe e përhershme, kurse materialja është e përkohshme. Kështu, njeriu bëhet dëshmitar se të mirat e kësaj bote janë të përkohshme dhe të pavlefshme në krahasim me mirësitë e botës tjetër.

Nën hijen e Kuranit, çdo ajet që lexojmë përçon një kuptim të ri në botën tonë shpirtërore.

Kurani i vjen në ndihmë njeriut në momentet kur mendon se jeta e ka humbur kuptimin. Kurani e ngushëllon dhe e lidh përsëri me jetën. Duke u dhënë drejtim mendimeve, sjell gëzim dhe lumturi në zemrën e njeriut. Ai kupton nën hijen e Kuranit se çdo gjë vepron sipas përcaktimit absolut hyjnor. Atë që e ndihmon Allahu, nuk ka kush e poshtëron dhe, kë poshtëron Allahu, nuk ka kush e ndihmon. Në këtë mënyrë, njeriu kupton se krenaria dhe nderi vijnë nga Allahu dhe jo nga pozitat e kësaj bote.

Pejgamberi -*salallahu alejhi ve selem*-, ka thënë:

*"Allahu nëpërmjet Kuranit, disa popuj i lartëson, kurse disa të tjerë i poshtëron."*

Umeri (r.a.), e përmend hadithin në një dialog të zhvilluar me mëkëmbësin e Mekës, Nafi ibn Abdulharis, ku ky i fundit, kishte emëruar një skllav të liruar si përfaqësuesin e tij në Mekë.

Nëpërmjet Kuranit lartësohen ata që e besojnë, veprojnë sipas tij dhe gjithë jetën e tyre e rregullojnë sipas direktivave të tij. Dhe për këtë nderim që i bëjnë Kuranit, Allahu i lartëson në këtë botë, duke u dhuruar një jetë të lumtur dhe në botën tjetër, duke i shpërblyer me xhenet. Kurse ata që nuk e respektojnë Kuranin, Allahu i poshtëron në këtë botë dhe në botën tjetër i pret një poshtërim më i ulët. Siç e konfirmon këtë fakt edhe vetë Kurani:

***"Nëpërmjet tij, Ai shumëkënd e lë në humbje e shumëkujt ia ndriçon rrugën e drejtë."*** (Bekare, 26)

Në shumë ajete të Kuranit jepen shembuj se si janë ndikuar njerëzit prej tij. Allahu në një ajet thotë:

***"Ne shpallim nga Kurani atë që është shërim dhe mëshirë për besimtarët e që mohuesve keqbërës u shkakton vetëm humbje."***

Si përfundim, Allahu lartëson atë që e lexon Kuranin dhe me sinqeritet vepron sipas tij, ndërsa atë që e lexon Kuranin për hipokrizi dhe nuk e praktikon, Ai e poshtëron.

Përmendja e këtij hadithi nga Umeri (r.a.), në fund të dialogut përmban një mesazh të rëndësishëm për të gjithë. Shembulli sublim i drejtësisë, Umeri (r.a.), ka dashur të përçonte mendimin se përmes lidhjes së sinqertë me Kuranin, një person që, deri para pak kohësh ishte një skllav i rëndomtë dhe i pavlerësuar në syrin e njerëzve, arriti pozita mjaft të larta, deri sa të udhëhiqte një popull të tërë. Dhe këtë pozitë e meritojnë të gjithë ata besimtarë, që janë të lidhur fort pas librit të Allahut.

## Mësimet që nxjerrim nga hadithi:

1. Çdo përpjekje për të mësuar Kuranin është virtyt.
2. Kush lexon Kuranin dhe e rregullon jetën sipas porosive të tij, Allahu e lartëson.

# KURANI, BESIMI, IBADETI DHE PERSONALITETI

## NA KA MËSUAR KURANIN...

Pejgamberi ynë i Nderuar na ka mësuar Kuranin Fisnik.

• Baza e edukimit që dha ishte Kurani.

Ebu Talha (r.a.), tregon:

"Një ditë shkova te Hazreti Pejgamberi. Barku i ishte ngjitur për shpine prej urisë. Për ta mbajtur belin drejt, kishte lidhur gur në bark. Në këtë gjendje u mësonte Kuran As'habu's-Suffe." (Ebu Nuajm, Hilje, I, 342.)

Sahabët e morën për shembull këtë gjendje. Medina u mbush me mësues të Kuranit.

Fusha e parë që tërhiqte interesimin e sahabëve ishte Kurani Fisnik. Çdo ajet që zbriste ishte si një sofër që zbriste nga qielli. Të gjitha përpjekjet jepeshin për të përfituar sa më shumë nga ajo sofër dhe për t'i kuptuar, zbatuar dhe predikuar ajetet. Faljes së namazit të natës dhe leximit të Kuranit në kohën para agimit u jepnin përparësi ndaj gjumit. Madje ata që kalonin afër shtëpive të tyre në errësirën e natës, dëgjonin melodi si zukatja e bletëve. (Ibn Sa'd dhe Ibn Esir.)

• Na mësoi që të thellohemi me Kuran. I Dërguari i Allahut (s.a.s.), u këndoi Kuran sahabëve të tij. Gjithashtu edhe e dëgjoi Kuranin prej tyre. Sahabët arritën deri në atë gjendje saqë kur këndonin Kuran, engjëjt zbrisnin pranë tyre.

Kur sahabët e nderuar i mësonin ajetet, i fusnin menjëherë në jetë dhe i praktikonin. Për shembull, kur zbritën ajetet e infakut, As'habu's-Suffe (nxënësit e Suffes) shkuan nëpër male, mblodhën dru, i sollën në treg, i shitën dhe i bënë infak (i dhanë në rrugë të Zotit) paratë që fituan.

Pejgamberi ynë i Nderuar i privilegjoi kundrejt të tjerëve ata që e mësonin më shumë Kuranin, e zbatonin dhe ua predikonin edhe të tjerëve. Kur i varrosi dëshmorët në Uhud, i privilegjoi hafizat. Mbajtësit e flamurëve përgjatë luftërave i zgjidhte prej hafizave të Kuranit. Edhe në preokupimin e tij me sahabët i privilegjoi As'habu's-Suffe të cilët do të bëheshin predikuesit e të ardhmes.

Ata që e ndoqën përgjatë historisë rëndësinë që Pejgamberi (a.s.), i dha Kuranit, u lartësuan. Ndërsa ata që e braktisën, dështuan dhe humbën.

Madhështia prej gjashtëqind e më shumë vitesh e gjyshërve tanë osmanë, të cilën nuk e pati kësmet asnjë shtet Islam përgjatë gjithë historisë, buronte nga rëndësia që ata i jepnin përshpirtshmërisë. Sipas një transmetimi të njohur, Osman Gazi nuk u shtri dhe nuk i zgjati këmbët përgjatë gjithë natës në dhomën e një shtëpie ku gjendej si mysafir për shkak se aty gjendej Kurani Fisnik. Javuz Sulltan





Selim Hani i solli në Stamboll me një respekt të madh amanetet e shenjta. Në krye të tyre caktoi dyzet hafizë që të lexonin Kuran pa shkëputje. Kjo gjendje vazhdoi ashtu për shekuj me radhë. Këta ishin disa prej faktorëve shpirtëror bazë të madhështisë legjendare të Perandorisë Osmane.

Sipërfaqja e Perandorisë Osmane arriti deri në 24 milion kilometra katror për tre shekuj.

## MIRËSIA E KURANIT

Sa bukur e shpreh një njeri i urtë faktin se Kurani Fisnik është shkak për një fisnikëri dhe nder madhështor:

*"Xhebraili (a.s.), zbriti Kuranin. Si rrjedhojë u bë engjëlli më i virtytshëm.*

*Kurani i zbriti Hazreti Muhamedit (s.a.s.). Si rrjedhojë, ai u bë më i nderuari i të gjithë të dërguarve.*

*Kurani i erdhi umetit të Muhamedit. Si rrjedhojë ky umet u bë umeti më i mirë.*

*Kurani zbriti në muajin e Ramazanit. Si rrjedhojë ai muaj u bë muaji më i mirë.*

*Kurani zbriti në Natën e Kadrit. Si rrjedhojë ajo natë u bë nata më e mirë dhe më e virtytshme. Ajo u bë më e mirë se një mijë muaj që në to nuk gjendet Nata e Kadrit.*



*Nëse Kurani zbret në zemrën dhe jetën tënde, bëhesh më i miri prej njerëzve. Bëhesh një "njeri i mëshirës" nga dora, gjuha dhe zemra e të cilit përhapet vetëm mëshirë."*

Sepse Resulullahu, alejhi's-selam, ka thënë:

*"Më i miri prej jush është ai që e mëson Kuranin dhe ua mëson atë edhe të tjerëve."* (Buhari, Fedailu'l-Kur'an, 21.)

## NA MËSOI BESIMIN

Pejgamberi (s.a.s.), përgjatë 13 viteve në periudhën e Mekës si profet u mësoi njerëzve besimin. Ai u dha atyre mësimin e tevhidit dhe besimit.

Sahabët që u edukuan në këtë periudhë janë "sabikun evvelun", domethënë pika kulmore edhe e sahabëve, sepse këta sahabë e morën dhe e mbrojtën besimin duke përjetuar sprova shumë të rënda. Ata u përpoqën për besimin dhe tevhidin nën talljet, torturat, rrethimet dhe shtypjet që arrinin deri në ekzekutim.

Edhe në Zinxhirin e Profetëve ka shembuj të mësimit të tevhidit:

- Qëndrueshmëria dhe lutja e mëposhtme e magjistarëve që u ekzekutuan barbarisht nga Faraoni për shkak se i besuan Musait (a.s.):

**"...O Zoti ynë, na jep durim të madh dhe bëna të vdesim myslimanë!"** (A'raf, 126)

- As'habu'l-Uhdud nuk hoqën dorë nga besimi edhe pse u vranë duke u hedhur në zjarr...
- Habib el-Nexhxhari akoma shpresonte udhëzim për popullin e tij edhe pse u ekzekutua duke u gurëzuar...

Qëndrimi i fortë dhe burrëror i sahabit të nderuar, Hubejbit (r.a.), që shfaqi përgjatë ekzekutimit të tij, është prej shembujve të rrallë të këtij edukimi.

Në të njëjtën mënyrë;

Perceptimi i virtytit dhe besimit që shfaqën përgjatë ekzekutimit të tyre zonja Sumejje dhe Hazreti Jasiri, ishte madhështor.

Në të njëjtën mënyrë;

Hazreti Bilali thoshte: "Allahu është një!", krahas torturave shumë të rënda. Habbabi (r.a.), qëndroi i fortë edhe pse e shtrinë në mes të zjarrit të flakëruar. Pra, këto janë vetëm disa prej shembujve të pavdekshme që tregojnë se çfarë pjekurie kishin

arritur sahabët në besim dhe në zbatimin e Islamit pasi kishin marrë mësim nga i Dërguari i Allahut (s.a.s.).

Në ajetin e fundit të sures Fet'h Allahu i Lartësuar thotë:

**"Muhamedi është i Dërguar i Allahut. Ata që janë me të, janë të ashpër ndaj jobesimtarëve..."**

Një besim pa lëshime...

Allahu i Lartësuar si cilësi të parë të atyre që gjenden pranë të Dërguarit të Tij jep dispozitën: "Të ashpër kundrejt qafirëve."

Kjo sjellje është një domosdoshmëri e besimit, sepse një besimtar duhet të ndërhyjë kundrejt një të keqeje nëse ka mundësi me dorën e tij, përndryshe me gjuhën e tij dhe të paktën me zemrën e tij. Domethënë, besimtari nëse ka qoftë edhe besimin në gjendjen më të dobët në zemër, duhet ta urrejë një të keqe prej të cilës nuk është i kënaqur Allahu Teala.

Edhe në periudhën tonë, një mësues së pari nxënësit të tij duhet t'i injektojë identitet dhe personalitet. Atij duhet t'i japë një besim të fortë. Nëse nuk gjendet kjo bazë, siç nuk mund të kenë ndonjë dobi edhe gjërat e tjera që mësohen, mund të shfaqen edhe devijime dhe degradime që po shihen në kohën tonë.

## NDËRTOI PERSONALITETIN

Ai (s.a.s.), ndërtoi një personalitet të veçantë prej besimtari. Këtij personaliteti ia ndaloi ngjasimin me jomyslimanët qoftë edhe në ibadete. Hz. Pejgamberi u shpreh se:

- "Ai që përpiqet për t'i ngjarë një populli, është prej tyre."
- Agjërimit të Ashurës i shtoi një ditë për të mos ngjarë me çifutët.
- Pas hixhretit u ndërtua Mesxhidu'n-Nebevi. Pastaj filloi të diskutohej çështja se si do të bëhej thirrja për në namaz.

U propozua që t'i binin bririt si çifutët, por i Dërguari i Allahut (s.a.s.), nuk e pranoi këtë propozim dhe tha:

*"Ky është mjeti i çifutëve."*

U fol për t'i rënë kambanës. Por Pejgamberi ynë i Nderuar tha:

"Edhe ajo është punë e të krishterëve."

Pejgamberit, paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi të, nuk ia pranoi zemra që metoda e Islamit për thirrjen në namaz t'i ngjante metodës së ndonjë populli apo umeti tjetër. Më vonë Abdullah ibn Zejdit (r.a.), iu shfaq ezani në ëndërr. I Nderuari ynë (s.a.s.), e aplikoi ezanin për t'i ftuar njerëzit në ibadet. (Ebu Davud, Salat, 27-28.)

Krenaria e Gjithësisë, i Nderuari ynë;

- E ndau të vërtetën nga e gabuara në një formë të prerë.
- Ai na mësoi që ta duam atë të cilin e meriton dhe ta urrejmë atë që e bën hak. Siç e mësojmë edhe nga surja Fatiha, ne lutemi;

"...(Mos na shpie) **në** (rrugën) **e të atyre që kanë shkaktuar zemërimin Tënd, as në të atyre që janë të humbur!"** (Fatiha, 7) I Nderuari ynë (s.a.s.), na ka mësuar rregullat për të qëndruar larg atyre që kanë shkaktuar zemërimin e Zotit dhe të atyre që kanë devijuar nga rruga e drejtë. Po ashtu na ka mësuar edhe rregullat për të mos i dashur ata.

Ja një rezultat i shkëlqyer i këtij mësimi:

Hazreti Osmani (r.a.), pati shkuar si i dërguar në Mekë para marrëveshjes së Hudejbijes. Të afërmit e tij politeistë i thanë:

"Nëse dëshiron, vetëm ti mund ta bësh tavaf Qabenë!.."

Ndërsa Osmani, radijall-llahu anh, tha duke u dhënë një mësim të mrekullueshëm besnikërie:

"Unë nuk mund ta bëj tavaf Qabenë pa e bërë tavaf Hazreti Pejgamberi! Unë do ta vizitoj Shtëpinë e Allahut vetëm pas atij. Unë nuk rri në një vend ku nuk pranohet i Dërguari i Allahut!.." (Ahmed, IV, 324.)

Resulullahu, alejhi's-selam, na ka treguar "Ata që u janë dhënë mirësi, domethënë, pejgamberët, të sinqertët, dëshmorët dhe të devotshmit" si njerëz të cilët duhet të përpiqemi për t'i pasuar, për t'i dashur dhe për t'u ngjarë.

Bazuar në këto që thamë, ai e kujtoi Hz. Ibrahimin me salavat në çdo namaz dhe na sugjeroi që ta marrim për shembull.

Njerëzit që duhet t'i pasojmë duhet të jenë njerëz me të cilët do të dëshirojmë të jemi bashkë me ta në ahiret, sepse një shtyllë e rëndësishme prej bazave të besimit tonë është besimi në botën e përtejme:

## NA MËSOI SE JETA E VËRTETË ËSHTË AHIRETI

Pejgamberi ynë i Nderuar (s.a.s.), na ka mësuar se;

"Jeta e vërtetë është ahireti."

Hazreti Omerit, i cili qante duke thënë: "Ndërkohë

që mbretërit dhe perandorët jetojnë nëpër saraje, ti gjendesh mbi një hasër...", i tha:

"O Omer! A nuk dëshiron që dynjaja të jetë e atyre dhe ahireti të jetë i yni?!." (Ahmed, II, 298.)

Myslimanët kaluan një sprovë të rëndë në luftën e Hendekut. Madje përjetuan një sprovë aq të fortë saqë në zemër u lindi dyshimi në formën:

"A nuk do të vijë ndihma e Allahut?" Atëherë Resulullahu (s.a.s.), tha:

*"Jeta e vërtetë është jeta e ahiretit."* (Buhari, Rikak, 1.)

Pastaj edhe më vonë kur korri një fitore të madhe dhe të lavdishme siç ishte çlirimi i Mekës, kishte të njëjtën gjendje shpirtërore. Ai po hynte në Mekë pothuajse në gjendje sexhdeje mbi një deve. Pra, nuk jepte shenjat e fitores dhe njerëzve përreth u thoshte:

*"Jeta e vërtetë është jeta e ahiretit."*

Me këtë vetëdije kësaj bote i ra vlera për sahabët dhe preokupimi i vetëm i tyre u bë ahireti. (Në zemrat e atyre) u rrënjos bindja se jeta e kësaj bote ishte vetëm një konak. Jeta e kësaj bote u perceptua si ara e botës tjetër. Ndërsa farërat e kësaj are ishin veprat e mira.



## NA MËSOI IBADETET

Krenaria e Gjithësisë, i Dërguari i Allahut (s.a.s.), na mësoi qëllimin e krijimit të njeriut. Në ajetin fisnik thuhet:

**"Xhindet dhe njerëzit i kam krijuar vetëm që të Më adhurojnë."** (Dharijat, 56)

Ndërsa adhurimet na i mësoi jo vetëm me kushtet formale, por edhe me thellësinë shpirtërore. Si rezultat i këtij edukimi, sahabët e nderuar kërkuan cilësinë në veprat e mira, sepse Allahu i Lartësuar në ajetin fisnik nuk thotë "shumë vepra", por "vepra të mira". (Mulk, 2)

## NA MËSOI NAMAZIN

Pejgamberi (s.a.s.), e ka falur namazin me përkushtim, domethënë me një harmoni fiziko-shpirtërore. Pra, ka falur nja namaz të përsosur. Pastaj ka thënë:

*"Kur të falësh namaz, fale sikur të jetë namazi yt i fundit!"* (Ibn Maxhe, Zuhd, 15.)

*"Namazi është drita e syve të mi."* (Nesai, Ishretu'n-Nisa, 1.)

*"Faleni namazin siç më keni parë mua duke e falur!"* (Buhari, Ezan, 18.)

Ai e urdhëroi ta falte përsëri namazin dikë që nuk e falin namazin në formë të rregullt. Pastaj i tregoi se si falet namazi saktë. Gjithmonë ua kujtoi namazin njerëzve qoftë edhe në luftë, udhëtim apo sëmundje. Edhe në frymën e fundit, thoshte:

"Namazi, namazi!.."

Allahu i Lartësuar i lavdëron si më poshtë sahabët e Pejgamberit:

**"...Ata do t'i shohësh duke bërë ruku dhe duke rënë në sexhde..."** (Shik. Fet'h, 29)

Kulmi i ibadeteve individuale është namazi. Ai është ibadeti i parë që është bërë farz (obligim). Pamja, përkufizimi dhe gjëja më e bukur e sahabëve të të Dërguarit të Allahut (s.a.s.), ishte kryerja e këtij ibadeti me një harmoni fiziko-shpirtërore.

Ata e falnin namazin me xhemat.

Sa pejzash i bukur i një harmonie shoqërore është namazi që falet me xhemat dhe rreshta të sistemuar! Njerëzit e xhematit aty e kuptojnë gjendjen, gëzimin dhe hallin e njëri-tjetrit nga fytyrat e tyre dhe përjetojnë pikën më kulmore të vëllazërisë.

Veçanërisht rukuja dhe sexhdeja janë shprehja më e bukur e nënshtrimit, e perceptimit të të qenët asgjë dhe e bindjes pa hezitim ndaj Allahut Teala. Besimtarët, të cilët janë të ashpër kundrejt armiqve të Islamit, siç janë të mëshirshëm ndërmjet njëri-tjetrit, shfaqin edhe një edukatë dhe madhërim të plotë në audiencën e Allahut (xh.xh.).

"...Ata do t'i shohësh duke bërë ruku dhe duke rënë në sexhde..."

Gjendja e tyre në ruku dhe sexhde përhap një përshpirtshmëri të madhe. Ja pra, kjo është pamja shpirtërore për të bërë "një mijë sexhde me një përkushtim të plotë".

Edhe krahas namazeve farz, besimtari rend drejt audiencës së Zotit me namaz kurdo që të gjejë mundësi pikërisht siç bënte Pejgamberi i tij. Ai i

zbukuronte me namaz kohët e zakonshme si ajo e namazit të natës, paradites dhe pas akshamit. Ai falte namaz në çdo rast si namazi i nevojës, istihares, falënderimit, përshëndetjes së abdestit, përshëndetjes së xhamisë dhe eklipsit të hënës e të diellit. Kështu kërkonte ndihmë nga Zoti (xh.xh.), me namaz. Ai fliste me Zotin nëpërmjet namazit dhe merrte rrugë drejt miraxhit, sepse Allahu Teala ka thënë:

**"Bëj sexhde dhe afrohu!"** (Alak, 19)

Besimi i besimtarit forcohet me namaz, me Kuranin që këndon në namaz, me sexhdet, me qëndrimin në këmbë në namaz dhe me rukutë.

Namaz i vërtetë është ai namaz që të mbron nga mëkatet dhe gjërat e shëmtuara. Namazi që i jep zemrës entuziazëm dhe përkushtim. Namazi që është i vazhdueshëm. Hazreti Mevlana thotë:

"Merr një abdest të tillë që, të mos prishet asnjëherë! Fal një namaz të tillë që, të mos mbarojë asnjëherë!"

Domethënë;

"Ki një gjallëri shpirtërore të tillë që, besimi të arrijë përsosmërinë dhe në zemër të të shfaqen urtësitë dhe të fshehtat!"

Domethënë, namazi duhet të jetë një kënaqësi shpirtërore e cila na shpie te Allahu i Madhëruar. Dalja në audiencën hyjnore duhet të jetë me respekt dhe madhërim.

Zoti (xh.sh.), për këtë arsye i ka urdhëruar robërit e Tij që kur të dalin na audiencën hyjnore të veshin rroba të pastra:

**"O bijtë e Ademit! Vishni rroba të bukura kudo dhe kurdo që të faleni!.."** (A'raf, 31)

Namazin na e ka mësuar i Dërguari i Allahut (s.a.s.).

Disa injorantë në kohët e sotme pohojnë se namazin e ka marrë nga fetë që kanë qenë para Islamit. Ky kurrë nuk është një pohim i vërtetë. Edhe pse namazin e ka pasur çdo sheriat deri te Hazreti Ademi, njerëzit i kanë prishur dhe manipuluar të gjitha format e tij.

Pejgamberi, paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi të, namazin e ka mësuar nga Xhebraili (a.s.). Ndërsa pesë kohët e namazit i janë shpallur të Nderuarit tonë pikërisht nga vetë Allahu Teala në Miraxh.

Në ditët e sotme është e domosdoshme që të shfaqet një interesim i veçantë ndaj namazit nëpër medrese dhe në të gjitha institucionet tona fetare. Për fat të keq po dëgjojmë se ka neglizhencë në këtë fushë.

Resulullahu, alejhi's-selam, na ka mësuar edhe socializimin. Takimin në namaz e bëri shkak për socializimin.

Sepse me një namaz që falet me xhemat thellohen ndjenjat e ndërgjegjes. Si rrjedhojë besimtari mëson të gëzohet me gëzimin e vëllait të tij dhe përpiqet t'ia zgjidhë problemet atij.

Çfarë shoqërizimi?

"I Dërguari i Allahut (s.a.s.), nëse nuk e shikonte ndonjërin prej vëllezërve në fe për tri ditë me radhe, pyeste për të. Nëse ishte larg apo në udhëtim, lutej për të. Nëse ishte në shtëpi, shkonte për ta vizituar. Nëse ishte sëmurë, i lutej Zotit që ta shëronte." (Shik. Hejsemi, II, 295.)

I Nderuari ynë (a.s.), e ndiqte xhematin. Një skllav që u soll në Medine pati vendosur kushtin që të takohej në Mesxhidu'n-Nebevi me të Dërguarin e Allahut vetëm në kohët e namazeve, në mënyrë që t'i shërbente sa më mirë. Resulullahu (s.a.s.), u interesua shumë me këtë skllav. Kur u sëmur, shkoi për ta vizituar bashkë me sahabët. Ndërsa kur ndërroi jetë, e vendosi vetë në varr.

Pejgamberi ynë i Nderuar shfaqte kujdes të madh ndaj renditjes së rreshtave dhe sistemimit e rregullimit të falësve në namazin me xhemat. Ai formoi lidhje ndërmjet renditjes së rreshtave dhe zemrave. Namazin e shfaqi si një model për jetën sociale.

Një namaz që falet në mënyrë të mirëfilltë reflekton në familje, vepra, moral dhe në fusha të tjera të jetës. Namazi është pasqyra e adhurimit të një njeriu.

## NA MËSOI AGJËRIMIN

I Dërguari i Allahut (s.a.s.), edhe agjërimin na e mësoi me aspektin formal dhe atë shpirtëror. Ai na mësoi se është e domosdoshme që të mbajmë agjërim jo vetëm për stomakun, por edhe për sytë, për veshët dhe për ndërgjegjen.

Pejgamberi ka thënë:

*"Ka shumë prej atyre që agjërojnë, por që nuk u mbetet asgjë prej agjërimit përveç urisë!.."* (Ibn Maxhe, Sijam, 21.)

*"Kushdo që nuk e lë gënjeshtrën dhe punën me mashtrim, Allahu nuk ka nevojë për lënien e të ngrënët dhe të pirët* (domethënë, për agjërimin) *e atij njeriu."* (Buhari, Saum, 8.)

Muajin e shenjtë të Ramazanit e shndërroi pothuajse në një kamp për punët e botës tjetër siç janë infaku, fitrat, itikafi, leximi i Kuranit dhe të tjera të ngjashme me këto.

Ramazani për sahabët e nderuar u bë zemra e vitit.

## NA MËSOI ZEKATIN, INFAKUN DHE SADAKANË

Së pari na mësoi këtë:

E kujt është çdo gjë?

Çdo gjë është e Allahut.

Ndërsa në sistemet njerëzore, për shembull në komunizëm, çdo gjë është e popullit. Në kapitalizëm çdo gjë është e individëve. Për t'i zbatuar këto teori, që të dy sistemet i kanë shfrytëzuar njerëzit, kanë bërë padrejtësi të paimagjinueshme, kanë shkatërruar shumë vende dhe popuj për hir të pasurisë dhe akoma vazhdojnë ta djegin e ta plaçkitin të gjithë botën. Ata kanë lejuar masakrat më brutale dhe akoma vazhdojnë me të njëjtat vrasje masive dhe barbarizma.

Ndërsa në Islam pasuria nuk është as e individëve, as e popullit. Pasuria është vetëm e Allahut (xh.xh.). Ajo është vetëm amanet për njerëzit. Në të njëjtën kohë edhe sprovë për ta.

Është amanet, sepse poseduesi i vërtetë i saj është Allahu Teala. Njeriu, si një amanetqar, është i detyruar t'i respektojë kushtet e shfrytëzimit të pasurisë që ia ka vënë poseduesi i saj i vërtetë. Dy kushtet më të njohura janë:

1. S'ka shpenzim pa kriter (s'ka israf)!

2. S'ka koprraci!

Sahabët pasi ta përdornin aq sa u nevojitej, pjesën e mbetur e jepnin për hatër të Allahut. Kur dikush pyeti:

"Çfarë të bëjmë infak (japim)?" Përgjigja erdhi në këtë formë:

**"...Pjesën e tepruar..."** (Bakara, 219)

Bazuar në këto që thamë, i Dërguari i Allahut (s.a.s.), u mësoi sahabëve vetëdijen se çdo gjë që posedohet në këtë botë;

• Është një amanet i përkohshëm dhe

• Një sprovë për të cilën do të jepet llogari.

Ai (s.a.s.), na mësoi edhe se si duhet të japim.

Na mësoi se çdo lloj infaku duhet të bëhet me vetëdijen;

**"...Sadakatë i merr Allahu..."** (Teube, 104) Domethënë, na mësoi se duhet të japim duke e respektuar tjetrin, duke mos e lënduar, duke mos e bërë të ndjehet keq dhe në një mënyrë sikur po e falënderojmë.

Infakun nuk ia mësoi vetëm të pasurit. Edhe një sahabi të varfër si Ebu Dherrit (r.a.), i tha:

*"O Ebu Dherr! Hidhi ujë supës, shikoji fqinjët dhe jepu edhe atyre me mirësjellje."* (Muslim, Birr, 142, 143.)

Në këtë urdhër gjenden këto tri rregulla:

a. Edhe nëse nuk ke asgjë për të dhënë, shtoji ujë supës dhe formoje mundësinë për të dhënë!

b. Përkujdesu ndaj nevojtarëve edhe nëse vetë je nevojtar!

c. Edhe atë që e jep, jepe me mirësjellje!

Kur zbriti ajeti i infakut, edhe sahabët e Suffes që ishin njerëzit më të varfër dhe që e morën edukimin e infakut për hatër të Allahut, mblodhën dru nëpër male, i shitën dhe paratë ia dhanë të Nderuarit tonë si infak.

Dikush prej sahabëve punoi deri në mbrëmje dhe fitoi një grusht hurma. Gjysmën e tyre ia dha Resulullahut (a.s.).

## NA MËSOI HAXHIN

Pejgamberi (s.a.s.) ka thënë: *"Mënyrën e haxhit dhe detajet e adhurimit mësojini prej meje!"* (Ahmed, III, 318, 366.)

I Dërguari i Allahut (s.a.s.), na ka mësuar;

• Respektin ndaj simboleve.

• Bëri një haxh të pastër nga gjynahet, debatet dhe mëkatet. Kështu i mësoi edhe të tjerët për ta kryer haxhin. Për shembull, Hazreti Omerit (r.a.), i tha:

*"O Omer! Ti ke shumë fuqi. Mos i lëndo të dobëtit* (me dëshirën për të puthur Gurin e Zi). *Nëse e shikon qoshen të lirë, puthe. Përndryshe jep tekbir dhe kalo!.."* (Ahmed, I, 23.)

• Na ka mësuar se haxhi pranohet vetëm me një fitim hallall dhe ka thënë:

*"Ai që e viziton këtë Shtëpi me paratë që i ka fituar prej haramit, ka dalë jashtë bindjes ndaj Allahut. Pasi një njeri i tillë ta bëjë nijetin për haxh, hyn në ihram, e vendos këmbën te yzengji i kafshës, e vë kafshën në lëvizje dhe thotë;*

*"Lebbejk All-llahumme lebbejk", një thirrës nga qielli thotë:*

*"Për ty nuk ka as lebbejk, as sa'dejk! Sepse fitimi yt është haram, ushqimi është haram dhe kafsha është haram. Andaj kthehu si mëkatar pa marrë asnjë sevap! Brengosu për shkak se do të përballesh me diçka që s'do të të pëlqejë!.."*" (Hejsemi, III, 209-210.)

Shumë nxënës të devotshëm si Ali ibn Muvaffaku ua dhanë të varfërve paratë që kishin mbledhur për haxh bazuar në rregullin për të "fituar një zemër" siç na e ka mësuar ai (s.a.s.).

## NA MËSOI TË KËRKOJMË VIRTYTIN

Allahu i Lartësuar thotë për sahabët e Pejgamberit (a.s.):

**“...Kërkojnë dhuntinë dhe kënaqësinë e Allahut...”** (Fet’h, 29)

Esenca e të gjitha përpjekjeve të të Dërguarit të Allahut, alejhi’s-selam dhe sahabëve të tij ishte të fituarit e kënaqësisë së Allahut (xh.xh.). Kënaqësia e Atij ishte mirësia më e madhe. Ata gjithmonë kërkuan virtytin si shkak që i shpinte te kjo mirësi.

Pejgamberi (s.a.s.), na ka njoftuar se krahas kryerjes së farzeve duhet t’u japim rëndësi edhe ibadeteve nafile të cilat na ndihmojnë për t’u afruar te Allahu i Madhëruar:

*“Robi nuk mund të më afrohet me ndonjë gjë më të dashur se gjërat që ia kam bërë farz. Ai vazhdimisht më afrohet edhe me nafile derisa Unë ta dua. Kur Unë ta dua atë, bëhem veshi i tij që dëgjon, syri i tij që shikon, dora e tij që prek dhe këmba e tij që ec. Nëse kërkon ndonjë gjë prej Meje, patjetër që ia jap. Nëse më kërkon që ta mbroj prej ndonjë gjëje, patjetër që e mbroj prej saj.”* (Buhari, Rikak, 38; Ibn Maxhe, Fiten, 16.)

“Robi nuk mund të më afrohet me ndonjë gjë më të dashur se gjërat që ia kam bërë farz. Ai vazhdimisht më afrohet edhe me nafile derisa Unë ta dua. Kur Unë ta dua atë, bëhem veshi i tij që dëgjon, syri i tij që shikon, dora e tij që prek dhe këmba e tij që ec. Nëse kërkon ndonjë gjë prej Meje, patjetër që ia jap. Nëse më kërkon që ta mbroj prej ndonjë gjëje, patjetër që e mbroj prej saj.”

(Buhari, Rikak, 38;
Ibn Maxhe, Fiten, 16.)

## NA KA MËSUAR QË TË ZGJOHEMI NË KOHËN PARA AGIMIT;

Në mënyrë që të pastrohemi prej mëkateve, zemrat të na dëliret dhe të arrijmë disa urtësi e shfaqje hyjnore.

- Koha para agimit (seheri) është koha më e begatë e ditës.
- Namazin, istigfarin dhe derdhjen e lotëve në atë kohë duhet ta konsiderojmë si pasuri!
- Koha e seherit duhet të gjallërohet me ibadete. Kështu që njeriu duhet t’i marrë ushqimet e nevojshme nga gostia e asaj sofrës shpirtërore, në mënyrë që ta fillojë ditën me një përshpirtshmëri dhe frymëzim të lartë.

Kjo begati dhe përshpirtshmëri e mbron zemrën përgjatë gjithë ditës prej mëkateve, shkujdesjes shpirtërore dhe çdo gjëje tjetër, domethënë, e mbron prej çdo gjëje që e largon atë nga Allahu (xh.xh.).

Ato ia shtojnë zemrës mallëngjimin për mirësi dhe rezistencën kundrejt të keqes.

I Dërguari i Allahut, paqja dhe mëshira e Zotit qoftë mbi të, asnjëherë nuk e ka lënë faljen e namazit, kërkimin e istigfarit, bërjen e dhikrit, këndimin e Kuranit dhe lutjen në kohën e seherit e cila është koha më e begatë e natës. Ai (s.a.s.), e gjallëroi me ibadet kohën e seherit duke qëndruar ulur edhe kur ishte sëmurë dhe nuk kishte fuqi për të qëndruar në këmbë. (Ebu Davud, Tatavvu’, 18/1307.)

Sepse, edhe një kusht tjetër për të qenë prej të “diturve” është preokupimi me ibadet duke bërë sexhde e qëndruar në këmbë (përgjatë namazit) në kohën e seherit.

Po ashtu, cilësia e robërve të sinqertë është gjallërimi i natës me ibadet.

Resulullahu, alejhi’s-selam, ka thënë duke na inkurajuar për ibadetin e natës:

*“O njerëz! Jepini selam njëri-tjetrit, ushqejeni njëri-tjetrin, mbajini lidhjet me të afërmit dhe vazhdojeni ndihmën ndaj tyre. Falni namaz natën kur njerëzit janë duke fjetur. Nëse do të veproni kështu, do të hyni me mirësi në xhenet.”* (Tirmidhi, Et’ime, 45; Ibn Maxhe, Ikamet, 174.)

## NA MËSOI PASTËRTINË

Ai na e mësoi pastërtinë nga çdo aspekt.

- Njerëzit i pastroi nga papastërtitë e shirkut, kufrit, hipokrizisë dhe moralit të ulët. Atyre u mësoi mënyrat e të pastruarit.
- U mësoi pastërtinë si abdesti dhe gusuli.
- U mësoi taharetin nga papastërtia. U mësoi pastërtinë e rrobave, trupit dhe vendit. U mësoi përkujdesjen ndaj flokëve dhe thonjve. Atë që i kishte flokët e çrregullta e qortoi.
- U mësoi martesën, turpin dhe mbulesën. U mësoi pastërtinë në nder.
- U mësoi pastërtinë në fitim dhe hallallin.
- U mësoi pastërtinë e zemrës.

Sepse ka dy faktorë që ndikojnë te personaliteti dhe karakteri i njeriut:

1. Fitimi hallall, ushqimi hallall.

Të gjithë pandehin se e përdorin paranë. Ndërkohë në shumicën e rasteve vullneti gjendet te paraja dhe jo te poseduesi i saj. Domethënë, natyra shpirtërore e parasë i jep drejtim personalitetit të njeriut, sepse paraja është si gjarpri. Ajo shkon në vrimën nga ka dalë.

2. Njeriu me të cilin qëndron.

Nëse;

Personin që e ke mik është një njeri i mirë, atëherë ai të shpie në mirësi. Por nëse është një njeri i lig, atëherë të zvarrit drejt ligësisë.

Si shembull për këtë mund të themi:

Sa shumë urtësi që mbart përfundimi i qenit që qëndroi bashkë me të devotshmit të cilit i tregohet historia në suren Kehf! Sikundër këtij, sa mësimdhënës është shkatërrimi i bashkëshortes së Nuhut (a.s.), e cila qëndroi me mëkatarët!

Domethënë se;

Është shumë e rëndësishme dhe e domosdoshme që t'i mbrojmë fëmijët tanë nga rrugët e pista të internetit dhe programet negative te televizioneve.

## NA KA MËSUAR TË DREJTËN DHE DREJTËSINË

Ai (s.a.s.), i mësoi konceptin "e drejtë" njeriut të injorancës në të cilën sundonte padrejtësia. Ai i mësoi atij drejtësinë.

I Dërguari i Allahut (s.a.s.), ia tregoi të gjithë njerëzimit sesi mund të përhapet drejtësia duke dhënë një shembull nga vetja:

*"Së fundi edhe unë jam një njeri. Andaj mund t'i kem hyrë në hak disave prej jush. Këdo që e kam goditur në shpinë, ja ku e ka shpinën time. Le të vijë dhe të më godasë! Kujtdo që ia kam marrë pasurinë pa dashje, ja ku është pasuria ime. Le të vijë dhe ta marrë!"* (Ahmed, III, 400.)

• Më në krye vjen e drejta e Allahut Teala, sepse Ai na ka krijuar ne si njerëz. Na ka nderuar me besim dhe na ka bërë umet të të Dashurit të Tij (s.a.s.).

• E drejta e Pejgamberit (a.s.), sepse ai ishte shumë i dhënë pas umetit të tij. Nëse u dalim për zot Kuranit dhe Sunetit që na i ka lënë si amanet, do të thotë se ia japim të drejtën atij, sepse ai (s.a.s.), ka thënë:

*"Mos ma nxini fytyrën në Mahsher."* (Ibn Maxhe, Menasik, 76.)

• E drejta e besimtarëve. I Nderuari ynë i ka bërë të gjithë besimtarët vëllezër me njëri-tjetrin. Atyre u mësoi vëllazërinë. U mësoi të drejtat që besimtari kishte ndaj besimtarit. Domethënë, besimtarin e bëri amanet për besimtarin.

Myezini i Pejgamberit, Bilali (r.a.), ishte i zi. Ebu Dherri (r.a.), në një moment kur ishte i nxehur i tha:

"O biri i gruas së zezë!" Për shkak të kësaj, Resulullahu (s.a.s.), iu nxeh Ebu Dherrit (r.a.) dhe i tha:

*"Ti je një njeri që akoma ke cilësitë e injorancës!"*

Ebu Dherri (r.a.), u bë shumë pishman. Ai shkoi për t'i kërkuar hallallik Hazreti Bilalit (r.a.). Për ta siguruar marrjen e faljes prej tij, e vendosi kokën në pragun e shtëpisë së Bilalit (r.a.). Pastaj i tha:

"O Bilal! Do të ngrihem nga pragu i derës tënde vetëm nëse më fal dhe e vendos këmbën mbi fytyrën time!"

Edhe pse Hazreti Bilali i tha disa herë se kjo nuk ishte e nevojshme, ai nuk pranoi. Më në fund Bilali (r.a.), e kaloi atë duke bërë sikur e shkeli me këmbë thjeshtë për ta bindur dhe e fali. Të dy ia bënë hallall njëri-tjetrit me zemër krejt të qetë.

Ai na mësoi të drejtat e prindërve, fëmijëve, bashkëshortes, fqinjëve, të afërmve, të njerëzve, etj...

• E drejta e krijesave. Na mësoi t'i shohim krijesat me mëshirë për hatër të Krijuesit. Ndaloi që të bisedojmë mbi devetë. Ndaloi që kafsha e kurbanit të tërhiqet duke e kapur për veshi. Ndaloi që t'u ngarkojmë kafshëve një barrë më të rëndë se ç'duhet. Ndaloi që të shqetësohej qeni nënë. U mërzit shumë për djegien e folesë së milingonave dhe tha:

*"Kush mund ta djegë atë* (jetën) *që e ka krijuar Allahu?!"* (Shik. Ebu Davud, Xhihad, 112/2675.)

"Esenca e të gjithë përpjekjeve të të Dërguarit të Allahut, alejhi's-selam dhe sahabëve të tij ishte të fituarit e kënaqësisë së Allahut (xh.xh.). Kënaqësia e Atij ishte mirësia më e madhe. Ata gjithmonë kërkuan virtytin si shkak që i shpinte te kjo mirësi."

• Na mësoi që të sillemi me drejtësi edhe ndaj jomyslimanëve.

**O Zot! Na bëj nxënës të devotshëm dhe të suksesshëm të Resulullahut (s.a.s.)!..**

**Na bashko me grupin e fatlumëve që i ndjekin me mirësi sahabët e nderuar!..**

**Bashkoji zemrat tona me zemrën e atij!..**

**Amin!..**



# Urtësia, një e mirë e madhe

Prof. dr. Hasan Kamil Jëllmaz

Urtësia është emri i intuitës dhe perceptimit të thellë që i jep njeriut qetësi dhe lumturi. Urtësia është ndryshe nga dituria. Ndërsa dituria është tërësia e njohurive të fituara nga studimi, urtësia është mendimi i thellë mbi shkaqet e ngjarjeve për të kuptuar anën e padukshme të tyre dhe interpretimi i tyre përmes syrit të zemrës.

Marrëdhënia e njeriut me urtësinë fillon me kërkimin e tij për urtësinë dhe vazhdon me gjetjen e saj. Ai që gjen urtësinë fillon të shikojë me urtësi, të flasë me urtësi dhe të jetojë me urtësi. Kurse atij që nuk e gjen urtësinë, nuk i mbetet gjë tjetër veçse të pranojë paaftësinë e tij në këtë kërkim.

Nëse njeriu nuk mund të gjejë përgjigje për ngjarjet dhe ndodhitë, dorëzohet duke thënë se nuk i dihet shkaku, urtësia kësaj ngjarjeje.

Për të arritur urtësinë duhet katarsis, pastrim shpirtëror. Kur prezanton Pejgamberin (a.s.), Allahu shprehet kështu në Kuran: ***“Po kështu, (për të plotësuar mirësinë Time ndaj jush) ju kam sjellë një të Dërguar, nga mesi juaj, i cili ju lexon shpalljet Tona, ju pastron (nga gjynahet), ju mëson Librin (Kuranin) e Urtësinë (rregullat e fesë) dhe ju mëson ato gjëra që nuk i keni ditur.”*** (Bekare, 151.) Në këtë ajet janë fshehur kuptime shumë të holla. Sipas ajetit, urtësia është sjellja e gjuajtur në fjalë dhe në thelb. Një person që ka këto dy cilësi konsiderohet i urtë.

Për nga vetë natyra, urtësia e bën të domosdoshëm ekzaminimin e ngjarjeve. Ajeti i lartpërmendur e tregon kërkimin e urtësisë kështu:

Për të lexuar shenjat e gjithësisë, njeriu duhet të studiojë së pari librin e gjithësisë Kuranin, duke filluar nga vetja.

Pasi të ndërgjegjësohet për dobësitë dhe mangësitë e tij, duhet të ndërmarrë një përpjekje për përsosje shpirtërore dhe arritjen e një ndjeshmërie të lartë në komunikimin me të tjerët.

Të punohet për t’u kapur urtësia nga leximi i natyrës dhe i librit.

Kuptimi i urtësive dhe hollësive të gjërave i fiton njeriut largpamësi dhe mendjehollësi, thënë ndryshe mendjehollësia e takon zemrën me urtësinë.

Kërkimi i urtësisë e mban njeriun larg injorancës dhe gabimeve. Në një pikëpamje, urtësia është të shikuarit e gjërave me largpamësi. Allahu na informon se: ***“Ai ia jep urtësinë (të kuptuarit e Kuranit) kujt të dojë. Cilitdo që i është dhënë urtësia, vërtet që i është dhënë një mirësi e madhe. Por këtë nuk e kupton tjetërkush, përveç njerëzve të mençur.”*** (Bekara, 269.)

Ashtu siç ka shumë enigma të pazgjidhura në lidhje me gjithësinë, njerëzimi ka edhe shumë urtësi të shumë gjërave që nuk i ka kuptuar. Allahu i di dhe kur të vijë koha ia tregon njeriut. Çdo ngjarje, ndodhi dhe dukuri nuk është produkt i natyrës, por i Allahut. Allahu i realizon ato sipas një sërë urtësish, ndoshta akoma të paditura nga ne.

Gjithësia është krijim i Allahut. Njeriu përfiton nga kjo botë aq sa e lejon Allahu. Dhe sa herë që njeriu kundërshton Allahun, vijnë paralajmërime të njëpasnjëshme. Prandaj Muhamedi (a.s.), në shumë hadithe e ka lidhur fitimin e urtësisë me frikën dhe devotshmërinë ndaj Allahut. (Ibën Hanbel, Musned, III, 37.) Pra, rruga për të arritur urtësinë është të jetuarit me vetëdijen e plotë të vëzhgimit hyjnor.

Ai që nuk zhvishet nga ndjenjat negative të egos, që nuk shikon përtej vetes, që nuk kontrollon dot zemërimin dhe ndjenjat nuk mund të arrijë urtë-

sinë. Arritja e urtësisë është e lidhur ngushtë me pastrimin e shpirtit dhe dietën e ngrënies.

Për të hapur syrin e zemrës duhet bindje, adhurim dhe njohje. Syri i zemrës nuk hapet vetvetiu. Urtësia dhe largpamësia realizohen, kur bashkohen me dashurinë dhe adhurimin. Pa dashuri nuk mjafton adhurimi dhe pa adhurim nuk mjafton dashuria. Kur bashkohen adhurimi dhe dashuria, hapen dyert e intuitës, kuptimit dhe fillojnë të rrjedhin nga goja fjalë të urta. Prandaj, një një hadith thuhet: *"Kush adhuron Allahun dyzet ditë me sinqeritet, Allahu bën që prej zemrës dhe gjuhës së tij të rrjedhë urtësi"*

Urtësia në fjalë dhe shpirt është e lidhur ngushtë me leximin dhe kuptimin e jetës përmes syrit të zemrës. Kurani e fton Pejgamberin (a.s.), ta ftojë popullin në fe me urtësi. ***"Thirr në rrugën e Zotit tënd me mençuri dhe këshillë të bukur dhe diskuto me ata në mënyrën më të mirë! Me të vërtetë, Zoti yt i di më së miri ata që janë shmangur nga rruga e Tij, e i di më së miri ata që janë në rrugë të drejtë."*** (En-Nahl, 125.)

Një nga rrugët e të folurit me urtësi është përfitimi prej tregimeve dhe ngjarjeve të urta. Kjo metodë e këshilluar dhe e përdorur në Kuran, përdoret po ashtu shpesh edhe nga udhërrëfyesit fetarë. Mevlana e përdor shpesh këtë metodë, ku në vend të ligjërimit të drejtpërdrejtë përdor tregime të urta, të mbushura plot me mësime nga jeta.

Hapi i parë drejt hapjes së syrit të zemrës dhe derdhjes prej saj pastaj të urtësisë, është pendimi. "***O ju që keni besuar! Kthehuni tek Allahu me një pendim të sinqertë, që Zoti juaj t'jua shlyejë gabimet e t'ju shpjerë në kopshte, nëpër të cilat rrjedhin lumenj, Ditën, kur Allahu nuk do ta turpërojë Profetin dhe ata që besuan bashkë me të. Drita e tyre do të shkëlqejë para tyre dhe në të djathtë të tyre. Ata do të thonë: "O Zoti ynë, përsose dritën tonë dhe falna ne! Vërtet Ti je i Fuqishëm për çdo gjë".*** (Tahrim, 8.) Dijetarët e kanë quajtur këtë lloj pendimi të sinqertë dhe të pakthyeshëm.

Pas pendimit të sinqertë, nuk duhet shkuar më nëpër mend gabimi i bërë. Jo vetëm që nuk duhet të shkojë nëpër mend gabimin, por duhet të ndjejë urrejtje për të. Në fakt urrejtja për gabimin e bërë është shenjë e pranimit të pendimit. Tregimin në lidhje me pendimin e sinqertë, Mevlana e tregon me urtësi dhe duke shpalosur realitetin e njeriut përmes shpjegimeve psikologjike.

Dikur na paskësh qenë dikush me emrin Nasuh, i cili punonte si larës në hamamin e femrave. Vishte një çarçaf, hidhte shami kokës, perçe mbi fytyrë për t'u dukur si femër, por që në fakt ishte një i ri azgan dhe epshor. Megjithëse herë pas here pendohej për çka bënte, nefsi ia mposhtte pendesën. Një ditë, shkoi tek një i urtë dhe i kërkoi të lutej për të. Punoi si larës në hamamin e femrave për një kohë të gjatë pa u vënë re, sepse si fytyra edhe zëri i ngjante me zë femëror. Kur Nasuhi po mbushte tasin, vajzës së padishahut i humbi në hamam njëri nga margaritarët e vathëve. Filloi kontrolli mbi të gjitha gratë. Pasi kontrolluan të gjithë vendin dhe rrobat e grave dhe nuk gjetën gjë, filluan të kontrollojnë trupat e grave me imtësi. Nga frika, Nasuhi u tërhoq në një cep të hamamit ndërsa shikonte vdekjen me sy. Ishte zverdhur nga frika dhe buzët i qenë nxirë. Bëra sipas kokës sime dhe ja ç'më gjeti. Çfarë të bëj kur të më vijë radha mua? Për më tepër që të gjithë dyshonin tek ai, sepse ishte më i afërmi i vajzës. Kur po i vinte radha për kontroll, Nasuhi i lutej Zotit duke u penduar për atë që kishte bërë dhe ndërsa lutej, dridhej dhe derdhte lot të nxehtë deri sa i ra të fikët. Kur papritmas, një zë thirri: "Margaritari u gjet." Kur dëgjoi këtë fjalë, Nasuhi u çlirua nga frika që e kishte pushtuar. Të gjithë filluan t'i kërkojnë ndjesë Nasuhit, sepse dyshuan tek Ai. I thoshin: "Menduam keq për ty, të morëm nëpër gojë, të bëmë padrejtësi." Më vonë, megjithëse e ftoi vajza, ai nuk pranoi të kthehej më pas pendimit të pakthyeshëm që kishte bërë.

Ofrimi i diturisë në mënyrë të thjeshtë dhe të kapshme nga të gjithë, është prej natyrës së urtësisë, siç ishte rasti i tregimit të Mevlanës, ku përmes një tregimi të lehtë jepen perla urtësie. Prandaj njerëzit e urtë, kur duan të tregojnë diçka, e fillojnë tregimin me fjalë ose ngjarje të urta. Njerëzit e urtë, që kanë jetuar shekuj me parë, vazhdojnë akoma e kësaj dite të kenë të njëjtin ndikim mbi njerëzit. Veprat e të urtëve i ngjajnë një letre që kush e lexon, pandeh se është shkruar personalisht për të.

Më idealja është që urtësia të jetohet sipas përvojave individuale, por sa veta mund ta arrijnë këtë? Meqenëse shumica prej nesh nuk mund ta arrijë këtë, rruga më e mirë dhe e shkurtër është përfitimi nga këto vepra të urtësisë botërore.

# Si duhet të jetë RIVALITETI?

Ahmet Zijlan

Të gjithë po garojnë... Popujt garojnë, shtetet garojnë, firmat dhe institucionet garojnë... Edhe biznesmeni përpiqet për të fituar. Në këtë mënyrë, garon me shumë konkurrues të tij. Për këtë arsye, i përdor avantazhet, fuqinë, teknologjinë, përvojën dhe mundësitë e tij. I mban të fshehtat e prodhimit dhe marketingut. Respekti ndaj të fshehtave të profesionit është themelor.

Nëse gara dhe rivaliteti për të fituar bëhen brenda disa rregullave të caktuara, janë gjëra të bukura dhe të dobishme për njerëzimin. Për shembull, njerëzit kanë nevojë për këpucë. Edhe prodhuesit e këpucëve kanë nevojë për lëndën e parë, për disa mjete dhe produkte industriale, në mënyrë që ta bëjnë këtë prodhim. Me mijëra punë në mijëra sektorë... Punësim...

Njerëzit përpiqen për të fituar riskun. Për këtë arsye, mundohen të gjejnë më të mirën, më cilësoren dhe më të lirën kur konkurojnë. Teknika dhe informacioni do të zhvillohen. Edhe dëshirat e njerëzve janë të ndryshme nga njëra-tjetra. Të gjithë kërkojnë atë që pëlqejnë. Në sajë të kësaj do të dalë në pah një kërkim më i bukur dhe më estetik. Do të dalë kultura dhe arti. Nëse rivaliteti bëhet kështu, është i bukur. Nisur nga kjo, ajo bëhet e dobishme për njeriun dhe shoqërinë. Por ka edhe gjëra që bëhen për të mos lënë rival. Ka prej gjërave që bëhen për ta zhdukur rivalin, për t'ia marrë frymën dhe për t'u monopolizuar duke përdorur forcën materiale. Këto nuk janë gjëra të bukura. Këto i dëmtojnë edhe njerëzit.

Feja jonë nuk i pranon si fitime hallall rivalitetet e padrejta, si formimin i monopolit, mbajtjen stok të mallit për ta shitur më shtrenjtë në kohë krize etj. Njerëzit duhet të kenë iniciativë të lirë dhe ta kërkojnë riskun në treg, duke e lënë atë të funksionojë në gjendjen e tij normale.

Meqë kemi rastin, po ndajmë me ju një kujtim, të cilin e kemi përjetuar edhe me përvojën tonë, në lidhje me rëndësinë e ekuilibrit të humbjes dhe fitimit në botën e biznesit. Në këtë kujtim bëhet fjalë edhe për çështjen e rivalitetit:

Akoma nuk patëm ardhur në Stamboll. Kolegu



im në profesion, Ekrem Sevinçeri, i cili në atë kohë kishte blerë një makineri dhe po e sillte në Gaziantep, më tha:

“Firma në të cilën bleva makinerinë, po shet një furrë që than copën për këpucë. A të intereson?” Unë i thashë:

-Po, më intereson.

Kur erdhëm në Stamboll, u njohëm me personin që shiste furrën. Ai kishte një furrë tharjeje të copave. Atë kohë, prodhimin e copave e bënte një firmë e madhe që quhej Derby dhe ky person. Kjo furrë thante dhe forconte copën së cilës i hidheshin ilaçe kimike. Kjo bëhej me qëllim për të forcuar pjesët e përparme dhe të pasme të këpucëve. Ky ishte një produkt industrial në prodhimtarinë e këpucëve.

Ky personi dëshironte të na e shiste furrën pesëdhjetë e pesë mijë lira. Në fakt ajo ishte një objekt i vjetër që mund të gjendej me dhjetë mijë lira... Por kishte teknologji dhe një prodhim që klientët prisnin gati për ta marrë. Ky personi ishte i gatshëm të na e jepte për pesëdhjetë e pesë mijë lira. Unë isha i qetë, ngaqë e dija se ku prodhohej ky produkt, si shitej dhe se sa shitej. Desha ta marr, por kishte diçka që nuk më linte nga brenda dhe ma prishte mendjen. Ky personi thoshte: “Në ditë mund të bëni 150-200 copë. Harxhimi për çdo copë është nëntë lira.”

Unë po mendoja në vetvete: “Prodhimi kushton nëntë lira dhe mund të shitet me katërmbëdhjetë lira. Pesë lira ngelin fitim për çdo copë. Nëse prodhojmë dyqind copë në ditë, fitimi është 1000 lira. Nëse furra punon gjashtëdhjetë ditë, i nxjerr paratë e saj. A e shet njeriu një makineri të tillë që i nxjerr paratë e saj për dy muaj dhe që jep një fitim kaq të madh? Apo ka ndonjë problem në këtë punë? A thua do na e shesë ne këtë dhe vetë do të blejë një furrë tjetër që ka teknologji më të re? Atëherë ne nuk mund të garojmë me atë. E pyeta:

“Përse po e shet këtë makineri? Sepse do të marrësh një më të mirë, apo jo?” M’u përgjigj:

“Jo, nuk kam për të blerë një makineri të re. Tashmë nuk do merrem me punën e copave. Ju jap fjalën për këtë.”

Nga njëra anë, një makinerie dhjetë mijë lirëshe i jep pesëdhjetë e pesë mijë lira për shkak të teknologjisë, por nga ana tjetër, dyshon në këtë, sepse një makineri që punon dhe sjell para, nuk e japin për pesëdhjetë e pesë mijë lira. Normalisht, një makineri dhjetë mijë lirëshe bie në pesë mijë lira kur është e përdorur. Ndërsa ne do ta marrim rreth gjashtë herë më shumë, pra pesëdhjete e pesë mijë lira. Sepse do të blejmë edhe teknologjinë e saj. Ia dhashë edhe kaparin, por nga brenda nuk i besoja. Dyshoja dhe thosha në vetvete:

“A e shet një burrë i mençur një pulë të tillë që prodhon florinj? Cila është e fshehta e kësaj pune? Dëshira për ta marrë m’u shtua edhe më shumë, sepse është një punë e mirë. Prandaj nuk mund të heq dorë. Për shkak të dyshimeve, pyeta babain tim:

“Baba, po marrim një makineri. Faktikisht ajo nuk bën as dhjetë mijë lira, por shitësi i saj kërkon pesëdhjetë e pesë mijë lira. Edhe unë mendoj ta marr.” Babai më tha:

“Bir, mjafton që më pyete. Ti e di këtë, unë nuk marr vesh nga ato makineri. Ti po më thua se ajo vlen dhjetë mijë lira, por që shitësi i saj kërkon pesëdhjetë e pesë mijë lira. Mua menjëherë më vjen të të them: “Mos bir! Si mund ta marrësh me një çmim të tillë?” Por nga ajo që me the, kuptoj se ti e ke një arsye që dëshiron ta marrësh. Unë të besoj ty, sepse ti nuk gabon lehtë. Të qoftë e hajrit. Nëse është në të mirën tënde, Zoti ta mundësoftë ta marrësh, por nëse nuk është në të mirën tënde, Zoti mos ta mundësoftë ta marrësh!” Domethënë, e mora edhe lutjen e babait.

Ky person më parë i kishte shitur një makineri plastike edhe një shokut tonë, Memik Shekerit... Ata e njihnin njëri-tjetrin, prandaj edhe e pyeta:

“Dua të blej një makineri nga filan person. Por po dyshoj. Sepse ai nuk duhet ta shesë këtë makineri në këtë formë.” Ai më tha:

“Jo, ti mos shiko atë! Ai kështu shet. Mos u shqetëso për makinerinë. Sepse ajo punon shumë mirë. Edhe kur na e shiti neve, të njëjtën gjë bëri.”

-Ashtu? A mund të më tregosh?”

“Neve na shiti një makineri. Ajo ishte një makineri e vjetër që bënte shapka plastike. Në fillim kur pati dalë bënte nëntëqind palë shapka në ditë. Një palë shapka shiteshin me tre lira. Ndërsa kilogrami i lëndës së parë ishte tre lira. Nga një kilogramë dilnin tri palë shapka. Domethënë, në fund të ditës fitonim të paktën një mijë lira. Pra, ajo prodhonte nëntëqind palë shapka. Nëse fitonim nga një lirë për një palë shapka, bëheshin nëntëqind lira.

Ai kërkonte njëqind mijë lira nga ne për makinerinë. Atë kohë asnjë nuk kishte makineri plastike. Ne as që e dinin se çfarë makinerie ishte. Shkuam në vendin ku ndodhej makineria, na tregoi një palë shapka të sapoprodhuara. Ato ishin aq të nxehta

saqë nuk mbaheshin në dorë. Pak më vonë veproi të njëjtën gjë, na e shtonte dëshirën për ta blerë, por makinerinë nuk na e tregonte para se ta shiste dhe na thoshte:

"Firmoseni marrëveshjen, jepni kaparin dhe pastaj jua tregoj." Hezituam pak dhe menduam: "Kjo makineri i nxjerr paratë e saj për tre muaj. Ai na e jep ne për njëqind mijë lira. A e ka mendjen në vend ai apo është i çmendur? Po ashtu, edhe makinerinë nuk na e tregon. Mos vallë është ndonjë mashtrues? Së fundi vendosëm. Ne ishim tre shokë. Me të vërtetë na doli siç na pati thënë. Ne punuam natë e ditë. Në ditë prodhuam një mijë e pesëqind palë shapka. Për gjashtëdhjetë-shtatëdhjetë ditë i nxorëm paratë e makinerisë. Nëse do të bënte ndonjë mashtrim, do të na mashtronte ne. Prandaj, besojini."

Edhe ne, pasi bëmë këto kërkime, e lamë mënjanë dyshimin dhe hezitimin. Kështu që e morëm makinerinë, e çuam te puna jonë dhe e vendosëm në funksion. Pas një kohe, prodhimin e shtuam nga dyqind në katërqind. Ndërkohë, e lamë shtëpinë në Gaziantep dhe erdhëm në Stamboll. Tregtia po ecte shumë mirë. Edhe ne ishim të kënaqur. Siç e patëm planifikuar, paratë e makinerisë i fituam për shtatëdhjetë e shtatë ditë. Asgjë e papritur nuk ndodhi. Edhe shitësi i makinerisë nuk i hyri më kësaj pune siç na pati dhënë edhe fjalën.

Si kanë thënë: "Nëse Zoti e ka bërë kësmet, e sjell dora, e sjell era, e sjell rrëkeja... Nëse Zoti nuk e ka bërë kësmet, e merr dora, e merr era, e merr rrëkeja..."

Mirë, por cili ishte shkaku që ky person shiste makineri që sillnin kaq fitim?

Kjo gjendje që neve na dukej e habitshme, buronte nga personaliteti i atij personi.

Ky person i cili respektohej nga të gjithë dhe që quhej Nexhati Karaasllan, ishte një njeri që i punonte koka shumë, ishte nga Merzifoni i Samsunit, i sjellshëm dhe i kulturuar. Ai ishte një njeri që i respektonte të gjithë, sakrifikues, jo i shtrenjtë në tregti dhe modest. Por besimin e kishte pak të dobët.

Së pari, nuk ishte i lidhur shumë me punën. Gjithmonë dilte në punë në orën njëmbëdhjetë. Ai administronte një klub në Jeshilkëj. Rreth orës dy ose tre, kthehej në shtëpi. Ngaqë nuk i jepte shumë rëndësi punishtes, prodhimi kishte ngelur në duart e punëtorëve.

Ai kishte shtëpi, makinë dhe biznes. Nuk bënte ndonjë harxhim të madh. Ishte një njeri që vazhdimisht hante bukë, kos dhe hallvë, por që e gjithë jeta i kishte kaluar me borxhe. Ata që vinin nga Anadolli dhe dëshironin të hapnin ndonjë punë, i udhëzonte, u tregonte rrugën, ua shpjegonte se si duhej të vepronin, i inkurajonte dhe i këshillonte. Për këtë, jo që nuk merrte asnjë pagesë, por edhe shpenzonte vetë.

Ja pra, ky person që i punonte koka, jetonte me borxhe edhe pse fitonte para. E habitshme, apo jo? Shkaku i borxhit dhe harxhimit të tepërt, nuk ishte ai vetë. Ai kishte bashkëshorten dhe një vajzë. Sipas atyre që thuheshin, ato harxhonin tej mase. Paratë që fitonte ky, i harxhonin ato. Ai nuk interesohej për këtë dhe nuk ankohej. Gjithmonë kishte borxh. Për këtë arsye, kur shikonte ndonjë shumë të madhe parash, nuk rezistonte dot ngaqë dëshironte ta paguante borxhin. Po ashtu, në mendje kishte shumë punë të reja për të hapur. Shpresa për t'i hapur ato punë dhe për të arritur suksesin, nuk i shuhej asnjëherë.

Ai nuk kishte një natyrë që ta ndalonte shpenzimin e tepërt të familjes së tij. Me sa kuptohej, nuk mund të ndërhynte në mënyrë të fuqishme. Një njeri që ka më shumë shpenzime se sa fitime, është e pamundur që të pasurohet. Edhe pse ky person kishte zgjuarsi të madhe dhe aftësi të papara, për shkak të dobësisë në familje, po i shiste të gjitha makineritë, tezgat me të cilat punonte dhe po i jepte edhe punët që askush nuk i bënte aq lehtë.

Kur ne filluam të prodhonim mallin me makinerinë që patëm blerë, punëtorët e Derbyt ishin në grevë. Kur mbaroi greva, filluan të punonin përsëri. Derby ishte një firmë e madhe. Sikur ta vazhdonte aktivitetin e saj, do të zinte vend ndërmjet firmave më të mëdha. Por ajo e vazhdonte punën pa bërë investime të reja. Siç thashë, ishte një firmë shumë e madhe. Ne bënim vetëm njërën nga punët e shumta që ajo bënte. Edhe këtë e bënim sa çereku i saj. Për këtë arsye, në asnjë lloj mënyre nuk mund të hynim në rivalitet me të. Prandaj ne nuk thoshim: "Malli ynë është më i mirë..." Po ashtu, përpiqeshim dhe kërkonim që prodhimi ynë të ishte më i miri. Më së fundi e gjetëm. Si rezultat nxorëm një prodhim me cilësi më të lartë. Por prapëseprapë nuk thamë në treg se "malli ynë është më i mirë se i Derbyt". Kur shisnim mallrat tona, ata që pandehnin se merrnin vesh mirë nga këpucët, thoshin:

"Ne përdorim Derby. Prandaj nuk përdorim gjëra që na duken të dyshimta!" Ne përsëri nuk bënim reklamë duke thënë: "Jo, malli ynë është më i mirë..." Thjeshtë e prezantonim. Pastaj nuk flisnim për ma-

llin e të tjerëve. Përse? Sepse kishim frikë. Nëse Derby do ta merrte vesh se ne prodhojmë mall më cilësor, mund të na shtypte. Në këtë mënyrë punuam shtatë vjet. Shitjet tona ditore sa vinin e shtoheshin. Sigurisht se të gjithë po dëgjonin për prodhimin tonë. Edhe nëse nuk bënim aspak reklamë, njerëzit i thoshin njëri-tjetrit. Pasi prodhimi dhe shitjet tona u shtuan, edhe Derby e dëgjoi. E provoi mallin dhe vuri re se prodhimi ynë ishte më cilësor... Për këtë arsye, vendosi të na shtypte.

Si e shtyp firma e fuqishme një firmë të pafuqishme në treg? Duke ulur çmimin. Derby i ngriti çmimet e të gjitha prodhimeve të saj, por uli çmimin e mallit që prodhonim edhe ne. Kaluan dy tre muaj. Përsëri kishte rritje çmimi në prodhimet e tjera të Derbyt, ndërsa te malli që prodhonim edhe ne kishte ulje.

Një vit e gjysmë vazhdoi kështu. Përgjatë kësaj kohe edhe ne nuk e ngritëm çmimin. Shpenzimet e prodhimit u ngritën. Tashmë prodhimin tonë e shisnim me çmimin që e prodhonim. Madje e shitëm me çmim edhe më të ulët se kostoja i prodhimit. Një ditë morëm takim nga drejtori i firmës Derby dhe shkuam për ta takuar. Atij i thamë:

"Ky rivalitet nuk është as në të mirën tuaj dhe as në të mirën tonë. I keni ulur çmimet. As ne nuk fitojmë, por as ju nuk fitoni. Le të biem dakord për një çmim dhe të fitojmë të dy palët." Ata na thanë: "Ne fitojmë ngaqë e bëjmë vetë prodhimin kimik. Nëse nuk fitoni, mos punoni." Ne u thamë: "Meqë lëndën e parë e prodhoni lirë, na e shisni edhe ne, në mënyrë që edhe ne të hamë bukë." "Në rregull." – na thanë. Pastaj na shitën tre-pesë ton lëndë të parë. Ajo ishte shumë e dobët, për këtë arsye ua kthyem pas.

Kushdo që përpiqet për ta shtypur, shkatërruar dhe për t'i marrë bukën e gojës nga dora rivalit të tij, herët apo vonë do të shkatërrohet edhe vetë. Unë kam parë shumë raste të tilla në përvojën time. Domethënë, "Kushdo që i bën padrejtësi rivalit të tij apo ndonjë tjetri, do ta ketë jetën të shkurtër. Ai e sëmur rivalin e tij, por vetë vdes."



Përfundimisht, pas një viti e gjysmë thamë: "Përse të merremi me këtë punë? Përse të bëjmë inat me ta? Le të bëjmë një punë tjetër. Ka edhe punë të tjera që dimë t'i bëjmë. Prandaj le të merremi me ato punë që dimë." Atë kohë, edhe pse pak, bënim pjesë të poshtme të këpucëve. Pastaj filluam t'i bënim edhe më cilësore dhe të merreshim me atë punë. Punën e mëparshme e lamë. Vetëm pasi e lamë ne atë punë, Derby i ngriti çmimet e atij malli. Domethënë, e ngriti në çmimin real të tregut dhe vazhdoi të prodhonte.

Me kalimin e kohës, arritëm sukses në punën e prodhimit të pjesës së poshtme të këpucëve. Madje, u bëmë shpikësit e saj. Derby imitoi atë që bëmë ne, por nuk ia arritën qëllimit. Ne vazhdimisht ishim në komunikim me prodhuesit e këpucëve. Ngaqë specialiteti ynë ishte puna e këpucëve, korrëm shumë sukses në prodhimin e pjesës së poshtme të këpucëve. Ndërsa Derby nuk kishte një sektor të tillë. Për këtë arsye, nuk arriti të konkurronte dot me ne. Më vonë u tërhoq komplet nga tregu.

Nëse përpiqesh për ta bërë punën tënde në mënyrën më të mirë, edhe pse rivaliteti i pandershëm do të të vijë rreth e rrotull, përsëri do ta arrish qëllimin tënd. Ndërsa rivaliteti i padrejtë dhe përpjekjet për t'i shtypur të tjerët me politikat e çmimeve, nuk duhet t'i shkatërrojnë iniciatorët e rinj dhe nuk duhet t'i tmerrojnë, përkundrazi, duhet të diskutojnë me ta dhe t'u japin rrugëzgjidhje të ndryshme. Edhe firmat e mëdha nuk duhet të frikësohen nga rivalët e rinj, por duhet të interesohen për të mësuar ndonjë gjë prej tyre. Allahu është Ai që e jep riskun. Rivaliteti është pasuri. Së fundi, qëllimi është respekti ndaj profesionit dhe shërbimi ndaj popullit. Ai njeri që e di se rivaliteti i vërtetë është në rrugën për t'u bërë njeri sa më i mirë dhe rob sa më i devotshëm, arrin të ketë sukses edhe në rivalitetin e kësaj bote. Në këtë mënyrë, nuk lëndon askënd dhe i bën të tjerët ta kenë lakmi personalitetin e tij.

Lum për atë që ia del mbanë kësaj!...

# Të jemi të zgjuar në lidhje me gjumin

*Fërat Erdogan*

Nëse vendosim njëra mbi tjetrën kohët që shpenzojmë për çështje të nevojshme ose të panevojshme thjesht për tu bërë kurioz, -nuk dihet se sa larg do të shkojë nga këtu-, por njohuritë tona të kufizuara dhe interesi ynë i pakët në lidhje me gjumin, për të cilin ne ndajmë një të tretën e 24 orëve, është për t'u habitur.

Shtrihemi dhe flemë; vetëm kaq apo jo?

Kurrsesi, çështja që nuk është kaq e thjeshtë!

Edhe degët shkencore që mendojnë për lumturinë tonë në Ahiret, e kanë trajtuar këtë çështje në njëfarë mënyre dhe ekzagjerimet e njerëzve për këtë temë, të cilat arrijnë deri te përtacia, i kanë detyruar studiuesit tanë të kufizohen. Këshilla për të mos e ekzagjeruar gjumin në aspektin e edukimit të egos, është padyshim e saktë. Sidoqoftë, është e pamundur që këshillat për marrë dituri të mendohen në mënyrë të pavarur nga gjumi i shëndetshëm.

Si thonë të mëdhenjtë tanë?

Le të jemi vigjilentë çdo moment, të llogarisim veten, të jemi të vetëdijshëm për atë që po bëjmë...

Po ashtu, duhet të dimë se gjatë gjumit jo gjithçka ndalet dhe kalon në modalitetin e gatishmërisë. Gjumi është një proces aktiv. Prandaj, në këtë artikull, ne do të përpiqemi t'ju japim informacione praktike që do të na bëjnë të vetëdijshëm për gjumin.

Gjumi është një proces natyral që siguron zhvillimin dhe riparimin e të gjitha indeve, veçanërisht të sistemit nervor, tek njerëzit dhe shumë gjallesa të tjera, stimulon rritjen tek të vegjlit dhe siguron ruajtjen e energjisë. Programimi i shumë gjeneve, sinteza e proteinave dhe prodhimi i hormoneve realizohen gjatë gjumit. Kafshët polare, të cilat i kalojnë muajt e ftohtë të dimrit në një lloj gjendje gjumi, janë një shembull i mirë i këtij fakti. Politikat energjetike të këtyre krijesave, temperatura e trupit e të cilave është e stabilizuar në një nivel më të ulët për të kursyer energjinë e kufizuar që zotërojnë për t'u ngrohur, shpjegon dashurinë që kanë për gjumin miqtë tanë pak mbipeshë, ose tendenca e atyre që duan gjumin për të qenë mbipeshë.

Sa është nevoja ditore e gjumit?

Nevoja ditore për gjumë fillon me 16 orë tek të porsalindurit dhe zvogëlohet rregullisht. Tek të rriturit, kjo kohë është afërsisht 7,5-8 orë. Besimi se njerëzit e zgjuar flenë pak, nuk ka asnjë lidhje me realitetin. Disa ditë pagjumësi mund të shkaktojnë konfuzion, harresë dhe halucinacione tek njeriu. (Ndërkohë, rekordi për qëndrimin zgjuar më gjatë është 11 ditë)

Ekzistojnë disa mekanizma themelorë që përcaktojnë kalimin nga gjumi në zgjim. Më të rëndësishmet nga këto janë nevojat





dhe ritmi ditor. Përcaktuesi më i rëndësishëm i ritmit është hormoni melatonin. Në sajë të efektit të zvogëlimit të rrezeve të diellit, ajo stimulon rajonin e hipotalamusit të trurit dhe shkakton kalimin në gjumë. Për këtë arsye, nëse doni të flini gjatë ditës, të paktën duhet të gjeni një vend të errët.

### PJESËT E GJUMIT

Gjumi nuk ka të bëjë vetëm me shkuarjen në shtrat natën dhe zgjimin në mëngjes. Në thelb, një gjumë i rregullt dhe i shëndetshëm përbëhet nga 4-6 njësi të përsëritura të gjumit. Çdo njësi ka dy përbërës:

- Faza REM «Rapid Eye Movements» Lëvizjet e Shpejta të Syrit: Kjo ngjan me zgjimin, ku edhe aktiviteti neuronal është shumë i lartë. Në këtë fazë shihen edhe ëndrrat dhe disa muskuj humbin forcën e tyre (paralizë kalimtare). Kur shihni një hajdut në ëndrrën tuaj dhe doni të bërtisni, por ndjeni se zëri juaj nuk dëgjohet, është rezultat i kësaj humbje të forcës. Çdo raund zgjat rreth 10-20 minuta. Një periudhë (NREM + REM) është 45 minuta për fëmijët e vegjël, 60 minuta për fëmijët më të mëdhenj dhe 90-110 minuta për të rriturit. Kjo është arsyeja pse ndonjëherë flini për 1.5 orë dhe zgjoheni shumë në formë, e ndonjëherë flini më gjatë dhe zgjoheni të rraskapitur. Zgjimi pas plotësimit të kësaj faze ofron zgjim më të këndshëm.

- Faza NREM (gjumi jashtë fazës REM); Kjo është periudha e kalimit nga të qenit zgjuar, në gjumë. Gjumi fillon lehtë dhe thellohet. Aktiviteti nervor dhe metabolizmi i trurit bien në nivelin më të ulët, lodhja dhe konsumimi i përditshëm riparohen gjatë këtij gjumi.

### ORA E PARË E GJUMIT ËSHTË E RËNDËSISHME

Periudha e fundit e gjumit NREM, domethënë 70-80 minuta (30-40 minuta tek fëmijët) pas gjumit të parë, është periudha e gjumit më të thellë. Tek fëmijët, hormoni i rritjes lirohet gjatë kësaj periudhe. Nuk e dimë kush ishte i pari që këndoi ninullën «Fli që të rritesh!», por padyshim mund të themi se ka pasur të drejtë. Po ashtu, kjo është edhe periudha e gjumit që ndikon më shumë tek të rriturit për të pushuar. Nëse kjo fazë dhe faza e quajtur REM lihen jo të plota për një natë, truri e vëren këtë dhe i përfundon këto faza sidomos natën vijuese. Mesazhi që marrim nga kjo është: Kjo fazë është shumë e rëndësishme dhe nëse lihet mangët një ditë, dita tjetër duhet plotësuar.

Gjumi i thellë ndodh në 3/4 e para të natës. Nëse kemi parasysh se studimet tregojnë se nata përgjithësisht është midis orës 23-07, vërtetohet shkencërisht edhe pakuptimësia e gjumit në kohën e namazit të sabahut dhe pas tij.

Nëse zgjoheni menjëherë në përfundimin e fazës REM (periudha e ëndrrave), ëndrrat mund të kujtohen në detaje. Gjithsesi këto nuk janë thjesht ëndrra. Shkencëtarët mendojnë se përpunimi i të dhënave të marra gjatë ditës dhe përcaktimit se çfarë do të mësohet e ruhet dhe çfarë të fshihet kanë lidhje me ëndrrat. Periudha REM zvogëlohet me moshën.

### NEVOJA PËR TË NDËRPRERË GJUMIN

Një shkencëtar me emrin Roger Ekirch në SHBA, në studimin e tij 16 vjeçar të përfunduar në 2001, tregoi se trupi i njeriut në të vërtetë preferon dy pjesë të gjumit dhe se me hyrjen e energjisë elektrike në shtëpitë tona në shekullin e 20-të, u prish edhe rregulli biologjik i gjumit. Ne nuk e dimë se çfarë mund të shprehë ndarja e gjumit në dy pjesë në shoqërinë perëndimore, por më duket se sikur ky shkencëtar nuk do të ishte lodhur shumë po të kishte parë popujt myslimanë, të cilët e kanë zbatuar ndarjen e gjumit në dy pjesë kohë më parë me anë të namazit të natës...

Një formë tjetër e dobishme e gjumit, që perëndimi është vonuar për ta zbuluar, është «kajlule/dremitja e drekës». Ky sunnet i Profetit tonë (a.s.), në shoqëritë perëndimore është i njohur si «dremitje force ose siesta». Një nga tiparet e përbashkëta të njerëzve që kanë zënë një vend të rëndësishëm në historinë e shkencës



botërore me punën e tyre në një kohë të shkurtër, është pikërisht kjo gjysmë ore gjumë.

### ÇFARË NDODH NËSE NUK FLEMË MJAFTUESHËM?

Është me vend që kësaj pyetjeje t'i përgjigjeshim, «e çfarë nuk ndodh!?». Është vërtetuar në mënyrë të sigurt se në veçanti dobësia e sistemit imunitar dhe problemet neurologjike lidhen me gjumin e pamjaftueshëm. E në fakt, edhe e ashtuquajtura koha ideale e gjumit ka dalë në pah me këtë llogaritje. Tek ata që flenë 7-8 orë, sëmundjet që kanë lidhje me pagjumësinë vërehen në shkallën më të ulët.

Në vitet e fundit, është punuar shumë në lidhje me marrëdhëniet midis të mësuarit, kujtesës dhe gjumit. Një studiues me emrin Matthew Walker nga Universiteti i Kalifornisë u kërkoi pjesëmarrësve të mësonin përmendësh disa forma në ekran. Gjysmën e grupit e testoi në mëngjes dhe gjysmën tjetër në mbrëmje. Ai më pas i nënshtroi subjektet e mëngjesit në një test kujtese pasi kishin kaluar zgjuar tërë ditën dhe subjektet e mbrëmjes pasi kishin fjetur natën. Rezultati? Doli që ata që ishin në gjumë e kujtuan renditjen e formave shumë më mirë.

### SI MUND TË KAPET GJUMI I IKUR?

Është llogaritur që, normalisht një i rritur bie në gjumë rreth 14 minuta pasi ka vendosur kokën në jastëk. Nëse kjo kohë është më e gjatë, atëherë ekziston ndonjë problem. Prandaj është e rëndësishme të mos e humbni gjumin.

Tashmë dihet që drita blu e lëshuar nga pajisjet teknologjike parandalon gjumin. Prandaj, rekomandohet të largoheni nga ekranet 90 minuta para kohës së planifikuar të gjumit. Po ashtu, dihet edhe rëndësia e shmangies së substancave stimuluese si çaji dhe kafeja. Një çështje tjetër e rëndësishme që shpesh neglizhohet është edhe përdorimi i ilaçeve. Duhet të dihet që veçanërisht ilaçet e gripit jua largojnë gjumin. Ndërsa ilaçet e alergjisë tek disa njerëz shkaktojnë gjumë, e tek disa të tjerë pagjumësi.

Ndonjëherë çështja e kapjes së gjumit të ikur, nuk është aq e thjeshtë. Pagjumësia bëhet shkak i ankthit (shqetësim-tension) dhe ankthi shkakton ikjen e gjumit, gjë e cila na çon deri tek dera e psikiatrit.

Fle, por jam sikur nuk kam fjetur fare?

Dihet që shumica e atyre që e bëjnë këtë pyetje janë obezë. Tashmë është vërtetuar se mbipesha dhe disa sëmundje strukturore e vështirësojnë frymëmarrjen dhe ulin cilësinë dhe efikasitetin e gjumit. Skanimet MRI kërkimore të fëmijëve me adenoide, treguan një mungesë të oksigjenimit në korteksin ballor (aty ku janë qendrat e të mësuarit dhe kujtesës) kur zgjohen në mëngjes. Me fjalë të tjera, mendimi i ekspertëve është se fëmija juaj, i cili përpiqet të fle me gojën hapur deri në mëngjes, nuk dëshiron të ngrihet në mëngjes dhe është i pasuksesshëm në mësime, më parë duhet të trajtohet për cilësinë e dobët të gjumit sesa për dembelizmin.

Mesazhi i këtij artikulli le të jetë ky: Le t'i japim të drejtën e vet gjithçkaje që ka krijuar Zoti ynë, por aq sa e meriton... Ju urojmë «gjumë të ëmbël», kur të vijë koha...



# Psikologjia e mëkatit

Nuredin Jëlldëz

Për fat të keq, jemi të detyruar të pohojmë se jetojmë në një periudhë ku gjynahu nuk shihet as ndotje materiale dhe as si ndotje shpirtërore. Përveç disa çështjeve që në thelb janë gjynah dhe na serviren si të drejtat e njeriut, "gjynahu" gjithnjë e më shumë po del jashtë rendit të ditës. Zinaja,[1] as që nuk përmendet më, ndërsa "përdhunimi", vende-vende përmendet si krim. Prandaj dhe nuk e teprojmë nëse themi se në të ardhmen edhe përdhunimi do të dalë së qeni një krim.

Gjynahu, është i vjetër sa vetë njeriu dhe i rrënjosur po aq sa ai. Toka është dëshmitare e gjynaheve, që prej njerëzve të parë. Në periudhat ku mundën të sundonin profetët të cilët u sollën njerëzve udhëzimin e Allahut, përhapja e gjynahut sikur ishte pakësuar. Kur Civilizimi Islam filloi të ngrihej në Medine në një bazament të pastër, gjynahet të paktën ishin tërhequr në vende të mbyllura dhe bërja e gjynaheve në vende të hapura ishte pakësuar. Por, së bashku me ndalesën e ngritjes së Civilizimit Islam të Medinës, edhe përhapja e gjynaheve filloi të merrte shpejtësi dhe toka iu kthye përsëri botëkuptimit të injorancës.

Nga pikëpamja e kohës së sotme, dy çështje të rëndësishme tërheqin vëmendjen e besimtarëve dhe të çdo njeriu që e di se Allahu Teala ka urdhëruar një jetë pa gjynahe. E para prej këtyre dy çështjeve, është përhapja e gjynaheve me anë të zhvillimit të teknologjisë. Pra, nëse në një fshat, gjynahu ishte diçka që e bënte vetëm ndonjë person, tani ai gjynah është bërë zakon në të gjithë fshatin. Ndërsa çështja e dytë është kjo: me të fituar përhapje të gjerë, gjynahet e kapërcyen individin dhe u bënë pjesë e popullit nëpër fshatra, lagje e qytete. Tashmë, gjynahet nuk janë më krime që bëhen në fshehtësi, por u bënë të drejta që janë marrë në mbrojtje nga ligjet. Madje edhe njeriu që bën gjynahun më të poshtër, i ngre krye Allahut nën mbrojtjen e shtetit.

Në këtë gjendje kritike, çështjen do ta shqyrtojmë vetëm në përmasat njerëzore dhe morale. Kjo është gjendja e vendeve ku populli nuk është mysliman. Por edhe në vendet ku thirren ezanet dhe populli është mysliman, gjendja e rëndë e mbrojtjes së gjynaheve me ligj nuk ndryshon shumë nga vendet e tjera. Madje, gjendja është aq kritike, saqë perdja e turpit është copëtuar fare si për gjynahet e vogla, ashtu edhe për ato të mëdhatë dhe ndërhyrja ndaj kriminelëve është kthyer në krim. Edhe pse një gjynah mund të jetë bërë publik, shteti përveçse nuk ndërhyn, quan fajtor edhe atë që ndërhyn.

Le të shqyrtojmë shembullin e perversitetit të zinasë, e cila ka çrregulluar institucionin e martesës. Shteti nuk e quan faj nëse një femër dhe një mashkull, që figurojnë beqarë, kapen në flagrancë duke

1. Marrëdhëniet seksuale jashtëmartesore.



kryer marrëdhënie jashtëmartesore. Kjo gjendje është shumë për të ardhur keq dhe tregues i qartë se deri ku ka vajtuar puna. Më parë ruheshim edhe nga të menduarit e gjynahut, ndërsa sot kemi zbritur në një nivel të tillë, ku bashkëjetojmë me gjynahun e vogël dhe të madh.

Edhe familjet, të cilat kanë rolin kryesor në ndalimin e transferimit të gjynaheve tek brezat e rinj, i kanë duart e lidhura. Nga një anë, marrja prej duarve të familjes e ambientit ku mësohet morali i pastër dhe ndershmëria dhe nga ana tjetër, ndalimi i ndërhyrjes së familjes në zbatimin e masave edukuese ndaj brezit të ri pas një moshe të caktuar, kanë formuar themelin e gjynahut të mbrojtur me ligj.

Në thelb, gjynahu, pra krimi që bën njeriu ndaj Allahut i Cili e krijoi, është diçka e palogjikshme. Një mendje, e cila përdoret në mënyrën e duhur, të pengon nga gjynahu. Ndërsa përdorimi i mendjes për të prodhuar dhe vepruar gjynahun, është një kontradiktë shumë e madhe. Kjo, sepse në lidhje me gjynahun nuk mund të ketë koment tjetër përveçse poshtërsi dhe absurditet.

## GJYNAH I VOGËL, GJYNAH I MADH

Nëse njeriu ka treguar mosrespekt ndaj Allahut, nuk mund të flasim për gjynah të vogël apo të madh. Robi duhet ta ketë parim që të mos tregojë as edhe një lloj mosrespekti. Të jesh i krijuar si njeri dhe fakti se gjynahu dhe trupi kanë marrëdhënie të cilat janë vendosur në natyrën e njeriut, e hedh poshtë mundësinë e një njeriu me zero gjynahe. Nuk ka asnjë njeri me zero gjynahe ose i krijuar për të mos bërë gjynahe. Një njeri i tillë as që pritet. Njeriu që pritet është ai që lufton me gjynahet, nuk mundet prej tyre dhe nuk bie në kurthet e nefsit të tij dhe shejtanit.

Më parë, duhet të gjendet një njeri i cili ka një program të vetëdijshëm kundër gjynaheve. Njeriu që di përbërjen e gjynaheve dhe arrin të kuptojë procesin e infiltrimit të gjynaheve në trup, është shumë i rëndësishëm. Pas tij vjen njeriu i cili është vigjilent ndaj gjynaheve të mëdha. Vigjilenca ndaj gjynaheve të mëdha, sjell me vete edhe edukimin e posaçëm, por edhe një ndërgjegje politike. Kjo, sepse shumica e gjynaheve të mëdha kanë mbështetjen e shoqërisë. Ato janë krime që i formon, i mbron dhe i përhap shoqëria. Nëse nuk bëhet një mbrojtje dhe nuk jepet një kundërpërgjigje në bashkësi, veprimet individuale nuk mund ta eliminojnë gjynahun e madh, madje as që mund t'i kundërpërgjigjen.

Lufta me gjynahet e mëdha, është ajo për të cilën Kurani Famëlartë shprehet "nejhi ani'l-munker"[2]. Gjithashtu, nëse marrim parasysh se edhe gjynahet që janë larg nesh, janë çështje besimi dhe ndikojnë shumë edhe në jetën tonë sociale, e kuptojmë shumë mirë se zinaja që bëhet në një skaj të largët të qytetit ose kredia që jep një bankë, nuk djeg vetëm atë person me të cilin ka të bëjë drejtpërdrejtë, por djeg edhe anijen në të cilën ndodhemi së bashku me të.

Të vijmë tek gjynahet e vogla. Ashtu siç vetëkuptohet edhe nga emri, këto gjynahe të vogla nuk duken si zinaja, kamata apo vrasja. Mirëpo, një gjynah, sado i vogël të jetë, përsëri shkakton plagë në zemër. Duke u nisur nga fakti se të voglat i hapin rrugë të mëdhave, jemi të detyruar të kuptojmë se, edhe pse gjynahet e vogla nuk i shohim si ato të mëdhatë, nuk duhet t'i shohim as edhe të parë-

2. Pengimi nga e keqja



ndësishme. Nëse gjynahet e vogla i shohim si një taktikë e shejtanit për të na mësuar me gjynahet e mëdha, do ta kemi më të lehtë luftën ndaj tyre.

Në lidhje me gjynahet e vogla, nuk duhet t'i anashkalojmë disa pika:

- E vogla që bëhet e vazhdueshme.
- E vogla që nënvleftësohet.
- E vogla që të jep kënaqësi, edhe pse është e vogël.
- E vogla që të bën të nënvleftësosh faljen dhe mbulimin e gjynahut nga Allahu.
- E vogla që nuk të turpëron kur e shfaq.

## FATURA E GJYNAHEVE

Shkaku kryesor që gjynahet, të cilat zënë vend dhe normëzohen qoftë në shoqëri, qoftë në vetët tona, nuk vihen re nga askush, është se midis nesh dhe shpalljes hyjnore është formuar një lloj shurdhimi. Zëri i bukur që e këndon Kuranin, na tërheq më shumë se vetë kuptimi i Kuranit. Ato që na bëjnë të qajmë, nuk janë ajetet Kuranore, por zëri i ëmbël dhe ndikues i lexuesit. Pra, ky lloj shurdhimi është edhe shkaku i gjithë këtyre. Nëse gjynahet do të ishin të rralla, midis nesh dhe Kuranit nuk do të binte asnjë perde shurdhimi. Mosqenia e Kuranit dhe haditheve, burime diturie që "na ngrenë qimet përpjetë dhe na drithërojnë zemrat" është si rezultat i kësaj ndotjeje të gjynaheve. Patjetër që rënia e Kuranit dhe haditheve në nivelin e një informacioni kulturor dosido, do ta ketë edhe çmimin e vet. Mbase derisa ai çmim të vijë tek mirësia e besimit që kemi në duar, do të bëhet shkak që të humbasim shumë vlera të tjera. Prandaj, edhe humbjen e begatisë së sofrave tona dhe humbjen e qetësisë familjare, duhet ta kërkojmë tek kjo dosje.

Gjendja jonë, të cilën nuk e përballojmë dot dhe që në përgjithësi trajtohet si produkt i stresit, syri ynë që gjen mangësi në çdo gjë, oreksi ynë që nuk di të ngopet dhe lëmshi i problemeve të cilat sociologjia dhe psikologjia e ka të vështirë t'u vërë emrin, na dalin përballë si shkak i verbimit me dashje të botëkuptimit tonë. Kjo është edhe arsyeja që njerëzit nuk mund të qëndrojnë bashkë as në rrugë dhe as në shtëpi dhe kujtojnë se çdo gjë ka marrë fund. Kjo gjendje është aq kritike, saqë tashmë jemi të detyruar të pranojmë se jeta mund të jetohet vetëm me këtë lëmsh problemesh, se të qenit njeri, do të thotë të jesh egërsirë dhe se njeriu duhet të shikojë me pasiguri edhe atë që ka lindur vetë. Madje edhe një martesë, para kënaqësisë trupore, fillon me kënaqësinë materiale të palëve me njëri-tjetrin dhe me kërkimin e njëmijë e një garancive.

Njerëzit me vullnet të fortë kundër gjynaheve, por që janë të dobët të sigurojnë edhe nevojat më të thjeshta jetësore, i kanë shpenzuar të gjitha energjitë në ato që nuk duhet të bëjnë. Mirëpo, kur vjen radha e atyre që duhet të bëjnë, bien të lodhur e të këputur.

Mbase fatura më e mbingarkuar është poshtërimi që po jetojmë përballë armiqve tanë, për shkak se si myslimanë, jemi të privuar nga ndihma e Allahut. Armiqtë tanë, gjynahet e të cilëve nuk ngurojmë t'i bëjmë edhe ne, po na shtypin dhe po na i shembin mbi kokat tona qytetet dhe fshatrat në të cilat jetojmë. Nga një anë po na shtypin armiqtë, ndërsa nga ana tjetër po na rrëshqet toka që kemi nën këmbë dhe për pasojë, nuk jemi duke kaluar qoftë edhe një ditë të qetë mbi të. Duke filluar që nga përçarja politike e deri tek uria, po na mundojnë dhe po na shkatërrojnë me qindra probleme.



# Turpi është i bukur

*Ali Xhan*

Turpi është një perde e hollë, por edhe aq e fortë, saqë na ndihmon të mos biem në gropat e mëkatit. Turpi, nëse mësohet sipas rregullave që ka vendosur Allahu Teala dhe gdhendet një herë në karakter, është një cilësi e bukur që nuk e lë njeriun aq lehtë, edhe nëse i kërkohet diçka e tillë. Burimi i turpit është besimi. Njerëzit që kanë turp janë të shëndetshëm shpirtërisht dhe të qetë në ndërgjegje. Te njeriu që ka turp, nuk gjenden gjurmët e ligësive, si dredhia, mashtrimi, falsifikimi, vjedhja, urrejtja dhe shpifja. Nga ana tjetër, kur njeriu e shqyen perden e turpit, nuk ka më frikë nga llogaria e atyre që ka bërë.

Kuptimi leksikor i fjalës turp është: Ndjenjë e fortë turbullimi e hutimi, që na lind kur bëjmë diçka të pahijshme a të pandershme, kur gabojmë, kur nuk ia dalim mbanë një pune, kur na fyen ose kur na vë në lojë dikush etj.; druajtje e madhe përpara dikujt, ndjenjë që na pengon t'i dalim përpara dikujt, t'i flasim etj.; frikë se mos dalim keq ose se mos bëhemi qesharakë para të tjerëve. Ndjenja e turpit, e cila del në pah si rezultat i moralit dhe edukatës, është prej ndjenjave më të qarta të moralit. Kënallëzade Ali Çelebiu, i cili është prej autorëve më kryesorë të botës Osmane të shekullit të gjashtëmbëdhjetë, e përkufizon kështu turpin në kryeveprën e tij me titull “Ahlak-ë Alai”:

“Turp do të thotë mbulesë, druajtje, namus etj. Turpi është ndjeshmëri dhe vuajtje e zemrës kur ndodhin ngjarje në kundërshtim me moralin.” Njeriu që është i privuar nga morali dhe turpi, mund të hyjë në çdo lloj pune të shëmtuar. Zhvillimi i shoqërisë nga aspekti i urtësisë ka të bëjë shumë me përhapjen dinamike të ndjenjës së turpit. I Dërguari i Allahut (a.s.), i cili e bën të qartë se turpi është prej besimit, ka treguar se turpi është një faktor që i frenon ligësitë dhe se paturpësia i zvarrit njerëzit në rrugë të devijuara duke u shprehur: *“Nëse nuk ke turp, bëj çfarë të duash!”*

Edhe Aliu thotë: “Populli nuk mund të shohë ndonjë gabim nga ai që vesh petkun e turpit.” I Dërguari i Allahut (a.s.), për të cilin transmetohet se mbartte një ndjenjë të lartë turpi dhe se turpërohej më shumë se një vajzë e re, e cila qëndron në shtëpinë e saj me edukatë, i ka dhënë një vlerë të veçantë Osmanit për shkak se posedonte të njëjtin virtyt. Sipas Gazzaliut, i cili ka bërë analiza psikologjike dhe etike mbi çështjen e moralit, kur fëmija ndjen turp dhe i lë disa veprime, do të thotë se te ai ka filluar të shkëlqejë drita e mendjes. Pasi Gazzaliu shpreh rëndësinë e interesimit për edukimin e fëmijës duke filluar nga kjo pikë, sugjeron që ky edukim të fillojë me edukatën e ushqimit dhe të sofrës.

## A HUMB GJË NJERIU NGA NDJENJA E TURPIT?

Ndjenja e turpit konsiderohet e tillë, nëse e ndalon njeriun nga ligësitë dhe e nxit për t’u bërë i moralshëm e për t’u sjellë me edukatë. Një ndjenjë turpi që skaji i saj arrin te paaftësia dhe frika, është një gjendje patologjike për sa i përket myslimanit. Nëse ndodh diçka e tillë, atëherë, myslimani menjëherë duhet të përpiqet për të dalë një çast e më parë nga kjo gjendje dhe nuk duhet ta konsiderojë frikën sikur të ishte një ndjenjë turpi. Nga ana tjetër, ata që marrin iniciativën për ta shfaqur paturpësinë si karakteristikën më të rëndësishme të kohëve moderne duke e treguar turpin si shkakun e mossuksesit, nuk po bëjnë gjë tjetër përveçse po përpiqen ta shqyejnë edhe këtë perde të fundit të njerëzimit.

Por të gjithë e dinë se Jusufi (a.s.), i cili – me ndihmën e Zotit (xh.sh.), nuk anoi nga dëshira e gruas më të bukur të Egjiptit, edhe pse ishte pas dyerve të mbyllura nga ndjenja e turpit që kishte, u bë Pejgamberi dhe Sunduesi i Egjiptit. Jusufi (a.s.), ia doli mbanë për të hyrë në grupin e atyre që e

refuzojnë propozimin e ulët të një gruaje të bukur e me pozitë të lartë duke thënë: "Unë kam frikë nga Allahu." Ky grup është njëri prej shtatë grupeve që do qëndrojnë nën hijen e Arshit të Allahut Teala në Ditën e Gjykimit. I Dërguari i Allahut (a.s.), i cili turpërohej më shumë se një vajzë e re, vazhdon të përmendet me salavate e selame nga miliarda gjuhë dhe zemra në të gjithë botën.

## ALLAHU E MERITON MË SHUMË PËR T'U PASUR TURP

Njeriu e ka përjetuar ndjenjën e turpit për herë të parë, kur Ademit dhe Havasë, të cilët hëngrën nga fruti i ndaluar në xhenet, iu zbuluan vendet e turpshme. Menjëherë u përpoqën për t'i mbuluar ato. ***"Dhe i mashtroi me dinakërinë e tij. Pasi e shijuan frutin, atyre iu zbuluan vendet e turpshme dhe nisën të mbulohen me gjethet e Xhenetit dhe Zoti i tyre i thirri: "A nuk jua kisha ndaluar atë pemë? A nuk ju pata thënë se djalli është vërtet armiku juaj i hapët?"*** (A'raf, 22) Ndjenja e turpit është prej natyrshmërisë së njeriut, domethënë, prej kodit të të qenit njeri.

Ndërsa një njeri që mund ta bëjë kur është i vetëm atë që nuk e bën kur është bashkë me njerëzit për shkak se i vjen turp prej tyre, është një njeri që nuk ka turp nga Allahu dhe vetja e tij. Allahu Teala thotë në Kuranin Fisnik: ***"Ai i krijoi qiejt dhe Tokën për gjashtë ditë, pastaj u ngrit mbi Fron. Ai e di se çfarë hyn në Tokë dhe çfarë del prej saj, çfarë zbret prej qiellit dhe çfarë ngjitet drejt tij. Ai është me ju kudo që të gjendeni; Ai sheh gjithçka që bëni."*** (Hadid, 4) Ky ajet fisnik na tregon qartazi se në çdo moment jemi nën vëzhgimin dhe në audiencën hyjnore. ***"Largohuni nga gjynahet e hapëta dhe të fshehta, sepse, ata që kanë bërë gjynahe, patjetër që do të ndëshkohen për atë që kanë vepruar."*** (En'am, 120) Andaj, Allahu Teala, i Cili di çdo gjë të hapur dhe të fshehtë, e meriton më shumë për t'u pasur turp.

## NDJENJA E TURPIT NUK E VËSHTIRËSON JETËN

Shumë çështje në lidhje me adhurimin apo me jetën tonë familjare i mësojmë nga hadithet e transmetuara nga gratë sahabe me në krye bashkëshortet e të Dërguarit të Allahut (a.s.). Gratë sahabe i kanë bërë shumë pyetje të Dërguarit të Allahut (a.s.), nganjëherë vetë dhe nganjëherë duke bërë ndërmjetëse nënat e besimtarëve. Edhe Pejgamberi u ka dhënë përgjigje mjaft të qarta pyetjeve të tyre. Një ditë vajza e Ebu Bekrit dhe në të njëjtën kohë motra e madhe e Aishes, Esma e pyeti të Dërguarin e Allahut (a.s.), se si mund të merrte gusull. Edhe Pejgamberi i bëri përkufizimin e gusullit. Aishja, e cila gjendej aty në ato momente, u gëzua ngaqë motra e saj erdhi dhe i bëri pyetje të Dërguarit të Allahut (a.s.), dhe shprehu këtë të vërtetë: "Sa gra të mira janë gratë Ensare! Turpi nuk i pengon ato për të mësuar fenë e tyre."

## KURTHI ËSHTË NË INTERNET

"Sitet e rrjeteve sociale si Facebook-u dhe Twitter-i që mundësojnë ndarjen e të gjitha detajeve të jetës së njerëzve me të gjithë botën, e kanë shkatërruar ndjenjën e turpit." Kjo fjali përmbledh rezultatin që ka arritur profesori amerikan i psikologjisë Rowland Milleri, i cili ka bërë studime mbi ndjenjën e turpit përgjatë tridhjetë viteve. Profesori Miller, i cili punon në Universitetin Sam Houston State të Teksasit, në studimin e tij që e ka publikuar në vitin 2010, shprehet se në vitet e fundit ndjenja e turpit sa vjen e humbet më shumë sidomos ndërmjet të rinjve dhe se shkaku më i madh i kësaj është teknologjia. Sipas Millerit, tashmë na është bërë aq shumë shprehi ndarja e mendimeve tona në Twitter dhe Facebook, saqë dita ditës po bëhemi më pak të ndjeshëm dhe u japim më pak rëndësi atyre që mendojnë njerëzit.

Vetvetja mund të jemi edhe duke pasur turp!

Karakteri jetik i brezit të sotëm thekson të shprehurit e vetes, bërjen e zgjedhjes ndërmjet shumë alternativave dhe rehatinë. Në të kaluarën, jeta sociale ishte një shprehje e ndjenjës së turpit kolektiv. Ndjenja e detyrës dhe përgjegjësisë në emër të shoqërisë dhe familjes gjithmonë mbahej mbi nevojat dhe dëshirat individuale. Ndërsa tani na mësojnë se duhet të ndjekim ëndrrat tona për ta arritur lumturinë. Librat që shiten më shumë thonë se zgjedhja më e mirë për njeriun është që të "mendojë për veten e tij". Këshilla që dikur bëhej në formën: "Bëhu i kulturuar!", tashmë është shndërruar në formën: "Bëhu vetvetja!" Tashmë njerëzit po e bëjnë jetën sipas mendimeve dhe standardeve që i kanë vendosur vetë.

Sociologët e zgjedhur kanë hedhur një titull: "Shkatërrimi i rregullave dhe lindja e individit." Tashmë askush nuk u jep rëndësi rregullave morale dhe nuk do që të duket sikur ka moral fetar. Me mentalitetin e gabuar që prindërit e kanë marrë nga televizori, i inkurajojnë fëmijët e tyre, të cilët i kanë bërë kurban me një ambicie të madhe, për t'i shkelur rregullat duke mos marrë parasysh asnjë vlerë. Studentët të cilët e kanë bërë si çamçakëz në gojët e tyre lirinë dhe të drejtën e të shprehurit, nuk duan të bëjnë diçka që e bëjnë të gjithë apo që shoqëria e pranon. Kjo ndodh si rezultat i mendimit se është më mirë "të jesh i ndryshëm" në emër të kujtdo qoftë apo për çfarëdo qoftë.

Tashmë po përjetojmë kohën për të cilën i Dërguari i Allahut (a.s.), ka thënë: *"Do të vijë një kohë që mbrojtja e besimit do të jetë si mbajtja e thëngjillit në dorë."* Të kesh turp në kohën e sotme, në të cilën po bëhen përpjekje për t'i përhapur në maksimum të gjitha llojet e marrëdhënieve të paligjshme burra-gra me anë të komunikimin kolektiv dhe mjeteve informuese, është më e rëndësishme se asnjëherë.



# SI TË ARRIJMË ËMBËLSINË E BESIMIT

*Naim Drijaj*

Enesi (r.a.), transmeton se Profeti (a.s.), ka thënë: “Ai që ka këto tri cilësi, ka gjetur ëmbëlsinë e besimit: Të dojë Allahun dhe të Dërguarin e Tij më shumë se çdo gjë tjetër. Ta dojë një person vetëm për hir të Allahut. Ta urrejë kthimin në mosbesim (kufr), ashtu siç urren të hidhet në zjarr”.[1] Pejgamberi (a.s.), ka thënë :“E ka shijuar besimin ai që është i kënaqur me pranimin e Allahut si Zot, Islamit si fe dhe Muhamedit si të dërguar”.[2]

Pejgamberi (a.s.), na ka lajmëruar, se besimi ka shije dhe zemra e shijon atë, ashtu siç e shijon goja ushqimin dhe pijen. Kush e arrin diçka të tillë, zemra i qetësohet dhe ai ka fituar kënaqësinë e Allahut.

Ëmbëlsia e besimit në Zot nuk krahasohet me asnjë ëmbëlsi tjetër, që ekziston mbi tokë. Kur njeriu e shijon ëmbëlsinë e besimit, do të thotë ashtu siç kanë thënë të parët tanë: “Sikur ta dinin pasanikët se çfarë ëmbëlsie kemi ne në zemrat tona, do të luftonin për të na e marrë, qoftë edhe me shpatat e tyre”. “Shija e imanit nuk është si shijet e tjera, sepse shija e një ushqimi largohet pas ngrënies së ushqimit tjetër, kurse shija e imanit mbetet një kohë të gjatë, sepse njeriu kur bën një ibadet me zemër, përkushtim dhe përulje ndaj Allahut, vëren se ushqehet një kohë të gjatë me atë ibadet”[3]

Profeti (a.s.), ka thënë: “Rruga e parë për të shijuar ëmbëlsinë e besimit është: “Ta duash Allahun (xh.sh.), dhe Muhamedin (a.s.), më shumë se çdo gjë tjetër që ekziston në gjithësi”.

Abdullah ibn Hudhafe, ishte një nga shokët e profetit Muhamed (a.s.). Ai u kap rob nga bizantinët, bashkë me disa shokë të tjerë. Komandanti bizantin, bëri disa tentativa që ta thyejë dhe ta nxjerrë nga besimi, por dështoi. Fillimisht, ai e lidhi në një pemë dhe i urdhëroi ushtarët të hidhnin shigjeta drejt tij, por pa e goditur. Abdullahu nuk lëvizte fare dhe nuk tregonte shenja frike dhe dëshpërimi. Komandanti mori dy nga shokët e

1. Buhariu dhe Muslimi.
2. Muslimi.
3. “Kitabu Teuhid” Ibn Uthejmini.

Abdullahut dhe i hodhi të gjallë në një kazan me vaj të nxehtë. Ai i kërkoi të braktiste fenë Islame, në këmbim të faljes së jetës, por Abdullahu sërish refuzoi. Kur e afruan pranë kazanit me vaj të nxehtë, Abdullahut i rrodhën disa pika lot. Kjo e gëzoi komandantin bizantin, pasi mendoi se e kishte rrënuar qetësinë shpirtërore, e cila e kishte karakterizuar gjer atëherë. Duke qeshur me ironi, ai i tha: "Përse qan? Apo je gati që tani ta braktisësh fenë tënde, në këmbim të jetës?" Abdullahu iu përgjigj: "Jo, unë qava pasi kam vetëm një shpirt të vetëm, të cilin do ta jap për hatër të Zotit. Do të doja që të kisha shpirtra aq sa kam qime në trup dhe të gjithë t'i jepja për hatër të Zotit."

Ibn Tejmije (Allahu e Mëshiroftë) ka thënë: "Në dynja ekziston një xhenet, kush nuk e shijon atë, nuk e shijon xhenetin e ahiretit. Ai xhenet është njohja e Zotit dhe dashuria për Të."

Rruga e dytë për të shijuar ëmbëlsinë e besimit është: "Ta duash tjetrin vetëm për hir të Allahut".

Vëllazëri e vërtetë është ajo që lidhet për hir të Allahut, larg interesave të dynjasë, qofshin ato poste apo gjëra materiale, sepse sado dhe sido që të jenë, ato mbeten të përkohshme. "Allahu i madhëruar Ditën e Kiametit do të thotë: 'Ku janë ata të cilët kanë dashur njëri tjetrin për hir të Madhërisë Sime? Sot do të jenë nën hijen Time, në këtë ditë kur nuk ka hije tjetër pos hijes Sime." [4] "Allahu thotë: 'ata që duan njëri tjetrin për hir të Madhërisë Sime, ata do të jenë në piedestale të dritës dhe do t'ua kenë lakmi pejgamberët dhe shehidët." [5]

"Një njeri vendosi të vizitojë vëllain e tij në një qytet tjetër. Allahu ia caktoi një melek në rrugë. Kur iu afrua meleku e pyeti: Për ku je nisur? Kam një vëlla në këtë qytet dhe desha ta vizitoj, tha ai. Meleku e pyeti: "A mos të ka borxh ndonjë pasuri dhe shpreson ta marrësh atë?" Ai tha: "Jo, unë e dua atë vetëm për hir të Allahut." Meleku tha: "Unë jam i dërguar i Allahut te ti për të të lajmëruar se Allahu të do ty siç do ti vëllain tënd për hir të Tij." [6]

Tregohet se Ahmed Ibn Hanbeli [7], një dijetar shumë i madh, shkoi nga Bagdati në një vend tjetër. Nata e zuri në xhami, por pasi u fal namazi i jacisë, pastruesi i saj, i cili nuk e njihte, i tha: "Dil se do të mbyll xhaminë dhe nuk lejohet askush të rrijë në xhami". Imam Hanbeli doli në shi dhe nuk dinte ku të strehohej. Dikush e pa dhe i tha: "O njeri përse rri në mes të shiut". Imam Hanbeli u përgjigj: "Vallahi nuk kam ku të rri sonte". "Hajde rri tek unë" - ia ktheu tjetri. Ky person e mori Imam Hanbelin në shtëpinë e tij dhe ia ndërroi rrobat. Imam Hanbeli shikoi se ky njeri e përmendte shumë Zotin. U habit nga kjo gjë dhe e pyeti: "O njeri, po e shoh se ti po e përmend shumë Zotin. Ç`është kjo punë"? Burri ia ktheu: "Vallahi nuk më ka dalë keq kjo punë. Me këtë përmendje që bëj, Allahu (xh.sh.), më ka dhënë një sekret. Për çdo dua`(lutje) që bëj më vjen përgjigja.Vetëm një dua nuk më është plotësuar dhe inshallah ma pranon Zoti para se të ndërroj jetë. E kam lutur Zotin të mos ma marrë shpirtin pa u takuar me dijetarin e madh Ahmed Ibn Hanbel dhe shpresoj, se Zoti do të ma pranojë këtë dua". Atëherë Imam Ahmedi i tha: "Allahu (xh.sh.), ta ka pranuar lutjen, sepse unë jam Ahmed Ibn Hanbel". Atëherë ky person filloi të qajë dhe ta përqafojë Imam Hanbelin. Imam Hanbeli u habit dhe pyeti: "Po ti kush je"? Ai tha: "Unë jam Is`hak Ibn Rahauej (një tjetër dijetar i madh).

Rruga e tretë për të shijuar ëmbëlsinë e besimit është: "Të urrejë njeriu kthimin në mosbesim, ashtu siç urren hedhjen në zjarr".

Ta urresh kufrin e ta duash besimin, do të thotë të thuash gjithmonë: "O Zot! Ty të falenderoj që më udhëzove, se nëse nuk do të më udhëzoje, unë do të isha prej të humburve".

Ta duash besimin, do të thotë të sakrifikosh për këtë gjë. Pse u hodh në zjarr Ibrahimi (a.s)?! Sepse ai e dinte se zjarri i dynjasë nuk krahasohet me zjarrin e Ahiretit dhe pranoi me kënaqësinë më të madhe, që të mbante besimin dhe të hidhej në zjarrin e kësaj dynjaje. Nuk iu lut askujt për ndihmë. Nuk kërkoi as ndihmën e Xhebrailit (a.s.), por tha: "Vetëm për Allahun (xh.sh.), kam nevojë".

4. Muslimi.

5. Tirmidhiu.

6. Muslimi.

7. Është lindur ne vitin 164 hixhri (780) në Bagdat po ashtu ka ndë - ruar jetë ditën e xhuma në të njëjtin vend më 12 Rabiul evvel 241 (31 Korrik 855).



# FRUTAT MË TË MIRA *për të rënë në peshë*

Studimet, të cilave u referohemi kanë treguar se frutat e pasura me flavonoide janë shumë të mira për të humbur në peshë.

Flavonoidet janë substancat speciale që u japin këtyre frutave ngjyrën e kuqe apo vjollcë.

Në këtë mënyrë, këto fruta duhen konsumuar çdo ditë për të arritur një peshë të mirë trupore.

### VISHNJET

Këto fruta i bëjnë mirë zemrës por edhe ndihmojnë për rënien në peshë.

Njerëzit që hanë shumë vishnje në një periudhë prej 3 muajsh gëzojnë 9 përqind më pak masë dhjamore se ata që nuk i konsumojnë këto fruta

### FRUTAT E PYLLIT

Boronicat, qershitë, manaferrat e fruta të tjera përmbajnë polifenolë të cilët ndalojnë formimin e masës dhjamore.

3 racione ditore me këto fruta ndalojnë formimin e qelizave dhjamore me 73 përqind.

### MOLLËT E KUQE

Molla e kuqe përmban shumë fibër dhe antioksidantë.

Studimet kanë treguar se konsumi i fibrës së mollës ul ndjeshëm masën dhjamore në trup.

### SHALQINI

Konsumi i shalqinit përmirëson profilin e lipideve dhe ngadalëson akumulimin e dhjamit.

Pavarësisht sheqerit, shalqini ofron shumë vlera shëndetësore.

### PJESHKËT, KUMBULLAT DHE NEKTARINAT

Kumbullat, pjeshkët dhe nektarinat parandalojnë sindromën metabolike e cila shpaloset me një masë të madhe dhjamore në zonën e belit.

Këto fruta me bërthamë përmbajnë substanca të fuqishme që pengojnë aktivizimin e geneve të yndyrës.

Për më tepër, ato përmbajnë sasinë më të pakët të sheqerit.

Këto fruta gjenden në treg rregullisht dhe mundësojnë ndjekjen e një regjimi të shëndetshëm ushqimor.

Nëpërmjet këtyre frutave të shëndetshme dhe konsumit të rregullt ditor, njeriu mund të parandalojë akumulimin e masave dhjamore të cilat më pas i çelin rrugën sëmundjeve më të rrezikshme si obeziteti dhe diabeti.



# LULJA E BLIRIT

## *Arma e fortë kundër ankthit*

Lulet e blirit që prej lashtësisë njiheshin si lulet ku fshihen rrezet e diellit.

Gjethet e kësaj peme lulëzojnë prej fillimit të pranverës e deri në vjeshtë. Rritet në pyje, shkurre dhe sidomos në zonat e dushkut dhe të ahut.

Në Shqipëri, aromën dehëse të blirit do ta ndjeni edhe në rrugët e qyteteve kryesisht në Peshkopi, Elbasan apo Tiranë.

Vjelja kryhet në Qershor-Korrik kur kanë çelur të paktën 2/3 e gonxheve.

Blirit i përdoren lulet së bashku me gjethet.

Lulet mblidhen së bashku me gjethet në fillim të lulëzimit, gjatë kohës me diell.

Cilat janë vlerat e lules së blirit?

### LUFTON ANKTHIN

Një nga përdorimet më të gjera të çajit të lules së blirit është kundër ankthit.

Ky çaj ka aftësi qetësuese kundër stresit mendor.

Nëse vuani nga luhatjet e humorit ose stresi kronik, një filxhan me çaj bliri është zgjidhja më e zgjuar që mund të bëni për të përmirësuar shëndetin mendor.

Çaji i blirit ka ndikim minimal në nivelet hormonale por i jep trurit dhe trupit shplodhjen e merituar.

Neutralizon radikalet e lira

Antioksidantët që gjenden tek bliri shërbejnë si luftëtarë kundër radikaleve të lira, duke i larguar ato dhe përmirësuar shëndetin tonë të përgjithshëm.

E gjithë kjo parandalon sëmundjet kronike. Antioksidantët janë shumë efikasë në mbrojtjen e lëkurës kundër shenjave të plakjes dhe ekspozimit në diell.

### LARGOJNË HELMET NGA TRUPI

Përbërësit dhe acidet që gjenden tek bliri çlirohen menjëherë në çaj duke nxitur djersitjen.

Kjo është një mënyrë shumë e mirë për të larguar toksinat nga trupi, së bashku me kripërat e tepërta, yndyrnat, ujin dhe substancat e huaja.

Këto cilësi e bëjnë blirin shumë të çmuar në rastet e sëmundjeve me temperaturë të lartë, sepse djersitja e ul atë më shpejt dhe në të njëjtën kohë parandalon dëmtimet në organe.

### LUFTON INFLAMACIONIN

Ata që vuajnë nga dhimbjet e kokës, të shkaktuara nga tensioni dhe simptoma të tjera të inflamacionit duhet të konsumojnë çaj bliri dhe të eleminojnë dhimbjet nga artriti apo simptoma të tjera.

Në të njëjtën mënyrë që largon inflamacionin nga trakti respirator, ashtu ul tensionin e gjakut dhe largon inflamacionin nga enët e gjakut duke parandaluar një sërë problemesh përfshirë dhimbjet e kokës.

### PËRMIRËSON TRETJEN

Nëse keni stomak të lënduar, fryrje, vuani nga konstipacioni, apo shtrëngimet atëherë mos i kurseni vetes një filxhan me çaj bliri sepse do të ndiheni mirë menjëherë.

Përbërësit biologjikë të lules së blirit do të shuajnë shqetësimet gastrointenstinale dhe stimulojnë një tretje më të mirë të ushqimit.

### KUJDES

Disa njerëz kanë tendencën të jenë alergjikë ndaj këtyre luleve.

Ndaj ju këshillojmë që të flisni me mjekun përpara se të shtoni çajin e lules së blirit në listën e pijeve tuaja ditore.

Gjithashtu ju kujtojmë që doza maksimale e këtij çaji është maksimumi tre filxhanë në ditë.

Nga ana tjetër, gratë shtatzëna, ato lehonë, ose ata që vuajnë nga sëmundjet e zemrës nuk duhet të konsumojnë çaj bliri sepse përbërësit e lules mund të ndërveprojnë negativisht me një sërë medikamentesh.

